# Ta mësojmë Islamin

﴿ تعليم الإسلام ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Ali Fethull-llah

**Përktheu :** Irfan Salihu

**Redaktoi :** Redaksia pranë Komitetit Saudit - Kosovë

2011 - 1432

IslamHouse.com

# ÇFARË DUHET TË MËSOJMË QË TË BËHEMI MUSLIMANË OSE MUSLIMANE?

## RËNDËSIA E LEXIMIT TË KUR'ANIT

Ebu Umame, Allahu qoftë i kënaqur me të, transmeton se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, të thotë: *"Lexoni Kur'anin, se ai do të vijë në Ditën e Gjykimit e të bëjë shefat (të ndërmjetësojë) për lexuesit e tij."*

Transmeton Uthman ibn Affani, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, që Resulull-llahu, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Më i miri ndër ju është ai që e mëson Kur'anin e pastaj ua mëson atë të tjerëve."*

Aishja, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, i përcjell këto fjalë të të Dërguarit: *"Ai që lexon Kur'an bukur do të jetë në shoqëri të shkruesve (melekëve) të ndershëm, ndërsa kush e lexon duke hasur në vështirësi, do të ketë shpërblim të dyfishuar."*

Ebu Musa el-Eshari, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, rrëfen se i Dërguari ka thënë: *"Shembulli i besimtarit që lexon Kur'an është si shembulli i qitros: ka erë (aromën) të mirë dhe shije të mirë; e shembulli i besimtarit që nuk lexon Kur'an është si shembulli i hurmës: nuk ka aromë, por shijen e ka të ëmbël; shembulli i munafikut (dyfytyrësit) që lexon Kur'an është si shembulli i borzilokut: ka aromë të mirë, e shijen e ka të hidhur; ndërsa munafiku (dyfytyrësit) që nuk lexon Kur'an është si kungull i egër: nuk ka aromë, e shijen e ka të hidhët."*

Transmeton Umer ibn el-Hattab, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Vërtet, Allahu i Madhërishëm me këtë Libër (Kur'anin) i ngre disa popuj e i nënçmon disa të tjerë."*

Ibn Mes'udi, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, transmeton se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "Kush e lexon një harf - shkronjë nga Libri i Allahut (Kur'ani), do të ketë shpërblim, e shpërblimi do të dhjetëfishohet. Unë nuk them që 'Elif Lam Mim' është një harf - shkronjë, por, 'Elif' është harf, 'Lam' është harf dhe 'Mim' është harf."

Ibn Abbasi, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, tregon se Resulull-llahu, alejhis-selam, ka thënë: *"Ai në gjoksin e të cilit nuk ka asgjë nga Kur'ani (nuk di asgjë përmendsh nga Kur'ani) është sikur një shtëpi e lënë dhe e rrënuar."*

Transmeton Abdull-llah Ibn 'Amr el-As; kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Lexuesit të Kur'anit do t'i thuhet në Ditën e Gjykimit: 'Lexo dhe ngrihu (shkallëve të Xhenetit), lexo drejt dhe bukur, siç ke lexuar në dynja, se vendi yt është në ajetin e fundit që lexon.'"*

## ËSHTË DETYRIM QË TË RUHET KUR'ANI DHE TË MOS LIHET NË HARRESË

Tregon Ebu Musa, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, se i Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Kujdesuni dhe ruajeni Kur'anin (atë që e keni mësuar prej tij), se pasha Atë në dorë të të Cilit është shpirti i Muhammedit, ai (Kur'ani) harrohet më shpejt sesa që i duhet devesë për t'u liruar prej kapistrës së vet (litarit me të cilin i lidhet këmba)."*

## ËSHTË MIRË QË KUR'ANI TË LEXOHET ME ZË TË BUKUR

Transmeton Ebu Hurejre, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, se Resulull-llahu, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "Allahu nuk i kushton kujdes askujt sikur një të dërguari që ka zë të bukur, i cili e këndon Kur'anin me zë të qartë dhe të bukur.

## NXITJA NË LEXIMIN E AJETEVE DHE SUREVE TË CAKTUARA TË KUR'ANIT

Ebu Se'id Rafi' Ibn Mu'alla, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, thotë: "Më tha i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të: 'A dëshiron të ta mësoj suren më të madhe të Kur'anit para se të dalësh nga xhamia? Pastaj më mori përdore dhe kur deshëm të dalim, unë i thashë: 'O i Dërguar i Allahut, më the se do të ma mësosh suren më të çmuar në Kur'an?' Ai m'u përgjigj: 'El-hamdul-lahi rabbil-alemin (Fatiha) - ato janë shtatë ajetet që përsëriten ('Esseb'ul-methani') dhe Kur'ani i madhërishëm që më është dhënë."

Transmeton Ebu Se'id el-Hudri, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, se i Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë për 'Kul hu vAllahu ehad': "Pasha Atë në dorë të të Cilit është shpirti im, ajo është e barabartë me një të tretën e Kur'anit!"

Në një transmetim tjetër qëndron se Resulull-llahu, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, u ka thënë shokëve të vet: *"A nuk ka mundësi që secili prej jush ta lexojë një të tretën e Kur'anit për çdo natë?" Pasi atyre kjo u duk e rëndë, ata thanë: "E kush nga ne mund ta bëjë këtë, o i Dërguar i Allahut?" E ai iu përgjigj atyre: "Kul hu vAllahu ehad - kjo është një e treta e Kur'anit."*

Tregon Ebu Seid el-Hudri : *"I Dërguari i Allahut kërkonte strehim (tek Allahu) prej xhinëve dhe shikimit të njerëzve (syrit të keq), derisa iu shpallën "muavidhatani" - suret El- 'Felek' dhe 'Nas', e kur iu shpallën ato, i lexonte ato duke i lënë të tjerat."*

Transmeton Ebu Hurejra, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, prej të Dërguarit të Allahut se ka thënë: *"Mos i bëni shtëpitë tuaja varreza (duke mos u falur në to), se vërtet shejtani largohet nga shtëpia në të cilën lexohet surja El-Bekare."*

Transmeton Ebu Derda, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, se Resulull-llahu, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Kush i mëson (përmendsh) dhjetë ajetet e para të sures El-Kehf, do të jetë i mbrojtur nga Dexhali."*

Në një transmetim tjetër qëndron:*"...dhjetë ajetet e fundit të sures el-Kehf."*

Grumbullimi me qëllim të leximit dhe mësimit të Kur'anit është i lavdëruar

Transmeton Ebu Hurejre, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, se i Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Kur njerëzit tubohen në ndonjë nga shtëpitë e Allahut (xhamitë) që ta lexojnë Librin e Allahut (Kur'anin) dhe e studiojnë atë me njëri-tjetrin, zbret mbi ta qetësia,dhe i mbulon mëshira e Allahut, i rrethojnë melekët dhe Allahu i përmend në mesin e atyre që janë tek Ai."* (Muslimi)

# KUSHTET (SHTYLLAT) E IMANIT

Çfarë jemi të detyruar të dimë që të jemi muslimanë ose muslimane?

Që të jemi muslimanë dhe muslimane, jemi të obliguar të besojmë në të vërtetat themelore të besimit (imanit).

## Prej çka përbëhet besimi islam?

Besimi islam përbëhet prej gjashtë të vërtetave themelore të besimit ose gjashtë kushteve të imanit.

## Cilat janë të vërtetat themelore të besimit?

Të vërtetat themelore të besimit janë:

1) Amentu bil-llahi - Unë besoj Allahun (Krijuesin dhe Sunduesin e botëve).

2) Ve melaiketihi - Dhe melekët e Allahut (qenie të arsyeshme shpirtërore).

3) Ve kutubihi - Dhe Librat e Allahut (Librat e shpallur ndonjërit prej pejgamberëve).

4) Ve rusulihi - Dhe të Dërguarit e Allahut (Pejgamberët).

5) Ve jevmil-ahiri - Dhe Ditën e Fundit (Ditën e Gjykimit).

6) Ve bil-kaderi hajrihi ve sherrihi minAllahi tea'la - Dhe besoj se çdo gjë që ndodh, ndodh me dëshirën dhe caktimin e Allahut.

## Çfarë duhet besuar fort dhe duhet ditur përmendsh?

Duhen besuar fort dhe duhen ditur përmendsh gjashtë të vërtetat themelore të besimit, ngase kush nuk i di dhe nuk beson në të gjitha këto gjashtë të vërtetat fetare  nuk mund të bëhet musliman ose muslimane.

## Si quhen të vërtetat themelore të besimit ?

Të vërtetat themelore të besimit quhen rukne (shtylla) të imanit (besimit), dhe besimi në to është kusht për të qenë musliman ose muslimane.

# MËSIMI I PARË

## KUSH KA KRIJUAR ÇDO GJË QË EKZISTON ?

Allahu i Madhërishëm është Ai që ka krijuar tokën e gjerë, kodrat e larta, detet, Diellin, i cili jep dritë, dhe qiellin e bukur të cilin e ka zbukuruar me yje.

Allahu i Gjithëpushtetshëm ka krijuar kafshë me ngjyra të shumënduarshme, të formave dhe adeteve të ndryshme. Shumëllojshmëria e kafshëve të ndryshme është argument i fuqisë së Allahut dhe i bukurisë së Krijimit Tij.

Allahu është Zot (Rabb) i të gjitha krijesave dhe është Ai që i ka krijuar nga asgjëja dhe e ka përsosur formën e tyre.

# MËSIMI I DYTË

## KUSH KUJDESET PËR KRIJESAT?

Allahu është Ai i Cili kujdeset për të gjitha krijesat. Ai ushqen peshkun në ujë dhe ia lehtëson atij mënyrat e ushqimit, e furnizon zogun dhe ia lehtëson nafakën. Ai i furnizon insektet dhe të gjitha krijesat e tjera.

Allahu është Ai i Cili i ka mësuar të gjitha krijesat se si të jetojnë, si të shumohen, si t'i ndërtojnë vetes fole nëpër kodra dhe lisa (bletët dhe zogjtë), ose në tokë.

Allahu i Plotfuqishëm të gjitha këtyre krijesave ua ka lehtësuar mënyrat e jetesës dhe të ekzistencës dhe u ka dhënë atë që u nevojitet.

Pra, Allahu i Madhërishëm është Krijues i të gjitha krijesave dhe Ai kujdeset për to dhe ua lehtëson atyre furnizimin. Ai i ka mësuar të gjitha krijesat si t'i rrisin dhe t'i ushqejnë vogëlushët (të vegjlit) e tyre, si të fluturojnë, të notojnë dhe si të ushqehen.

# MËSIMI I TRETË

## KUSH NA KA USHQYER DHE NA KA MËSUAR?

Allahu është Ai i Cili na ushqen. Ai e zbret shiun nga qielli. Na ka dhënë të dëgjuarit dhe të parët dhe na ka mësuar mënyrën si ta mbjellim tokën, nga e cila dalin pemë dhe perime (fruta) të ndryshme që i hamë.

Allahu është Ai i Cili na e ka lehtësuar gjetjen e ushqimit dhe ka bërë që kafshë të ndryshme (dele, dhi, peshq) të jenë ushqim yni.

Allahu i Madhërishëm na ka dhuruar njohuri në mënyrë që t'i shfrytëzojmë ato në kërkimin e mënyrave të furnizimit dhe ndërtimit të vendit.

Pra, Allahu është Zotëriu ynë i Cili na ushqen dhe na i lehtëson mënyrat e furnizimit, e gjithashtu edhe krijesave të tjera.

# MËSIMI I KATËRT

## PËR KË I KRIJOI ALLAHU I LARTË TË GJITHA TË MIRAT NË TOKË?

Allahu Fisnik i ka krijuar të gjitha të mirat në Tokë në mënyrë që njerëzit t'i shfrytëzojnë ato.

Allahu ka krijuar natën dhe ditën, Diellin dhe Hënën, që të dimë numrin e vjetëve; që të dimë si ta llogarisim kohën.

Allahu i ka krijuar yjet si zbukurim për qiellin dhe që me ndihmën e tyre të orientohemi kur të udhëtojmë natën.

Allahu na i ka dhënë kafshët si mjete udhëtimi dhe ka bërë që prej lëkurës së tyre t'i bëjmë vetes rroba, veshmbathje dhe gjëra të tjera dhe që mishi i tyre të jetë ushqim për ne.

Allahu na i ka nënshtruar detet dhe ka mundësuar që mbi to të lundrojnë anijet dhe që prej tyre t'i sigurojmë vetes ushqime dhe zbukurime.

Allahu e zbret shiun, me ndihmën e të cilit rriten agrume dhe fruta të ndryshme që ne i hamë.

Allahu na ka krijuar, na ka nderuar dhe na ka veçuar kundrejt krijesave të tjera, në atë mënyrë që na ka dhuruar dituri dhe na ka krijuar në formën më të bukur dhe na ka dhënë fenë më të pastër (Islamin).

# MËSIMI I PESTË

## KUSH ËSHTË ZOTI YT DHE SI E NJEH ATË?

Zoti im është Allahu! Ai më ka krijuar dhe më ka furnizuar, më ka dhënë formë të bukur, më ka mësuar njohuri të dobishme dhe më ka dhënë në shërbim çdo gjë që ekziston në Tokë.

Zotin tim e njoh nëpërmjet shenjave të shumta, ndër të cilat janë: krijimi i qiejve dhe i Tokës, i kodrave dhe lumenjve, drunjve, deteve dhe të tjera.

Ai është i Cili kujdeset për të gjitha krijesat dhe ua lehtëson mënyrat e furnizimit dhe ushqimit (nafakës).

Pra, Allahu është Krijues dhe Furnizues, Ai i Cili jep jetë dhe e merr atë (jetën), dhe Ai nuk ka shok (askush nuk është i barabartë me Të dhe askush nuk është sikur Ai).

# MËSIMI I GJASHTË

## PSE NA KA KRIJUAR ALLAHU I MADHËRISHËM?

Allahu i Mëshirshëm na ka krijuar dhe ka bërë që çdo gjë që është në Tokë të na nënshtrohet neve, në mënyrë që vetëm Atë ta adhurojmë dhe të mos i bëjmë Atij shok.

Detyra jonë para Allahut është ta adhurojmë në shenjë falënderimi për të mirat që na ka dhënë.

Ai (Allahu Fuqiplotë) është i vetmi që meriton të adhurohet, sepse Ai është i vetmi Krijues, Furnizues dhe Udhëzues.

# MËSIMI I SHTATË

### SI DO TA ADHUROSH ALLAHUN?

Do ta adhuroj duke punuar atë që Allahu më ka urdhëruar, do ta fal namazin, do të agjëroj, do ta përkujtoj (madhëroj) Allahun gjithmonë, do t'i dëgjoj prindërit, duke pritur në këtë mënyrë shpërblimin e Allahut Fisnik.

Do të largohem nga gjërat që Allahu i Madhërishëm m'i ka ndaluar, si p.sh.: gënjeshtrën, sjelljen e keqe, vjedhjen dhe të ngja-shme, duke pasur gjithmonë frikë nga dënimi i Allahut.

Në momentin kur do ta adhuroj Allahun e Madhërishëm, (kur të falem), do ta përkujtoj madhështinë e Allahut të Plotfuqishëm duke menduar se si e ka krijuar këtë gjithësi dhe çdo gjë që ka në Tokë.

Unë i dua rregullat (Sheriatin) e Allahut të Madhërishëm dhe dua që Atij t'i bëj ibadet (ta adhuroj Atë), ngase Ai na urdhëron që të punojmë atë që është për ne e mirë dhe na e ndalon atë që është për ne e keqe dhe e dëmshme, e Allahu e do atë që i nënshtrohet Atij dhe e ndjek Ligjin e Tij.

# MËSIMI I TETË

## ÇFARË DOMETHËNIE KA SURJA EL-FATIHA?

### Përkthimi

- Falënderimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve.
- Mirëbërësit të përgjithshëm, Mëshirëbërësit.
- Sunduesit në Ditën e Gjykimit.
- Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm nga Ti kërkojmë ndihmë.
- Udhëzona në rrugë të drejtë.
- Në rrugën e atyre të cilët i begatove me të mira.
- Jo në të atyre që kundër vete tërhoqën hidhërimin, e as në të atyre që e humbën veten.

### Kuptimi

- Madhërimi dhe falënderimi i takojnë vetëm Allahut, Zotit të botëve dhe krijesave.
- Atij që është i Mëshirshëm për të gjitha gjallesat, e posaçërisht ndaj robërve (mu'minëve) të cilët e adhurojnë Atë.
- Sunduesit të Ditës së Kiametit dhe ditës kur të jepen llogaritë.
- Ty të drejtohemi me adhurimin tonë, me shpresë se do ta pranosh.
- Prej Teje, o Zoti ynë, kërkojmë që të na ndihmosh në të gjitha punët.
- O Zoti ynë, udhëzona në rrugën me të cilën je i kënaqur Ti.
- Rrugës së robërve të Tu të mirë, të Pejgamberëve dhe të atyre që kanë pasuar rrugën e tyre.

- O Zoti ynë, udhëzona në fenë Tënde të vërtetë, që të mos hidhërohesh ndaj nesh dhe që të mos lajthisim nga rruga e drejtë.

# MËSIMI I NËNTË

## A E DI SE ÇFARË I KA THËNË ME NJË RAST I DËRGUARI I ALLAHUT DJALOSHIT ABDULL-LLAH IBN ABBAS?

Abdull-llah Ibn Abbasi, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, ka thënë: "Isha një ditë pas të Dërguarit të Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, e më tha:

"O djalosh! Do t'i mësoj ca fjalë:

Kujdesu për Allahun, e Ai do të kujdeset për ty.

Kujtoje Allahun, Allahu do të të jetë në ndihmë.

Kur të kërkosh, kërko prej Allahut.

Kur të kërkosh ndihmë, kërkoje atë prej Allahut.

Dije që nëse e tërë bota do të mblidhej për të të bërë ndonjë të mirë nuk do t'ia arrinin, përveç sa të ka caktuar Allahu i Madhërishëm. Nëse gjithë njerëzit do të mblidheshin që të të bënin dëm, nuk do të mund ta bënin këtë, përveç atë që Allahu tashmë të ka caktuar. Lapsat janë ngritur dhe janë tharë fletët.

# MËSIMI I DHJETË

## SI I LUTESH ALLAHUT?

I lutem Allahut Lavdiplotë duke përmendur emrat e Tij të bukur (el-esmaul-husna). Ja disa prej tyre:

Allah - Ai i Cili meriton të adhurohet (Ma'bud);

Er-Rahman - Ai i Cili është i Mëshirshëm ndaj krijesave të Veta;

El-Melik - Ai i Cili zotëron çdo gjë;

El-Hakim - Ai i Cili nuk flet dhe nuk punon përveçse atë që është e përsosur;

El-Halik - Ai i Cili i ka krijuar krijesat prej asgjëje;

Es-Selam - Ai i Cili është i pastër nga të gjitha mangësitë;

Er-Rezak - Ai i Cili furnizon dhe i lehtëson rrugët të gjitha krijesave;

El-Gafur - Ai i Cili ua fal mëkatet robërve të Vet;

El-Kerim - Ai i Cili shpërblen para se të veprohet e mira dhe shpërblen shumë për një të mirë të vogël;

El-Kajjum - Ai i Cili i ruan krijesat e Veta, i udhëheq ato dhe kudeset për to;

El-Hafidh - Ai i Cili nuk i humb veprat e mira dhe i ruan robërit e Vet prej së keqes;

El-Rabb - Krijues dhe Udhëheqës i çdo gjëje;

Er-Rahim - Ai i Cili është i Mëshirshëm ndaj robërve të Vet, besimtarëve;

El-Vahid - I Vetmi zotërues i gjithësisë dhe i Vetmi që meriton të adhurohet;

El-Bedi' - Ai i Cili krijon unikate;

El-Aziz - Ai i Cili është i pamposhtur;

El-'Alim - Ai i Cili di ç'ka kaluar dhe ç'do të ndodhë;

Esh-Shekur - Ai i Cili i shpërblen robërit e Vet të mirë;

El-Hajj - Ai i Cili nuk ua ndalon të mirat e Veta robërve të Tij për shkak të mëkateve të tyre;

El-Latif - Ai i Cili u dëshiron robërve të Vet të mirat dhe lehtësimet.

# MËSIMI I NJËMBËDHJETË

## BESIMI NE PEJGAMBERËT DHE LIBRAT

Si e dinë njerëzit se çfarë u ka urdhëruar Allahu Bujar, që t'i zbatojnë këta urdhra, ose çfarë u ka ndaluar, që të largohen prej tyre?

Njerëzit këtë e dinë nëpërmjet Pejgamberëve, të cilët Allahu ua ka dërguar popujve të tyre duke i urdhëruar në të mirë dhe duke i ndaluar nga e keqja.

### Kush janë Pejgamberët?

Pejgamberët janë njerëz sikurse ne, të cilët Allahu i Madhërishëm i ka zgjedhur dhe u ka dhënë libra, në të cilët janë urdhëresat dhe ndalesat e Allahut Dijeplotë, që të Dërguarit e Allahut e kanë pasur për obligim t'ua përcjellin njerëzve.

### Cilët janë Librat e njohur?

Librat për të cilët na ka treguar Kur'ani janë:

Zeburi - i zbritur Davudit, alejhis-selam;

Tevrati - i zbritur Musait, alejhis-selam;

Inxhili - i zbritur Isait, alejhis-selam;

Suhufet - të zbritura Ibrahimit, alejhis-selam;

Kur'ani - i zbritur Muhammedit, alejhis-selam.

Kush janë Pejgamberët më të zgjedhur?

Më të zgjedhurit e Pejgamberëve janë: Nuhu, Ibrahimi, Musai, Isai dhe Muhammedi, paqja qoftë mbi ta, e më i zgjedhuri në mesin e tyre është Muhammedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të.

# MËSIMI I DYMBËDHJETË

## KUSH ËSHTË PEJGAMBERI YNË?

Pejgamberi ynë është Muhammed Ibn Abull-llah Ibn Abdul-Mutalib Ibn Hashim Ibn Ismail Ibn Ibrahim, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të.

## CILAT ISHIN VETITË E TIJ FIZIKE?

Pejgamberi, alejhis-selam, ishte:

- i gjatësisë mesatare, as i gjatë dhe as i shkurtër;
- me fytyrë të bukur, mjekër të shpeshtë dhe sy të zinj;
- me erë të mirë, saqë edhe djersët i kishte me aromë të mirë;
- me lëkurë të bardhë dhe të butë;
- me trup të fortë;
- me turp të madh, e ulte shikimin kur bisedonte me dikë.

# MËSIMI I TREMBËDHJETË

## ÇFARË DI PËR SJELLJEN (AHLAKUN) E TË DËRGUARIT TË ALLAHUT, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, PARA SHPALLJES ?

Ishte shumë i turpshëm.

Asnjëherë në jetën e vet nuk i ka bërë mëkat Allahut të Madhërishëm e as që i ka rënë në sexhde (përkulur) idhujve.

Ka punuar dhe i ka ndihmuar xhaxhait të vet, Ebu Talibit, duke e ruajtur bagëtinë e tij dhe kur ishte i vogël udhëtonte me karvanet tregtare.

Njerëzit e donin, ndaj e thirrnin i Sinqerti dhe i Besueshmi (besnik) (sadik dhe emin). Për shkak se ishte i drejtë dhe i zihej besë, Hatixhja, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, e pat dërguar në Sham me mallin e vet tregtar.

E adhuronte Allahun Lavdiplotë dhe meditonte në shpellën Hira, në afërsi të Mekës, për krijimet e Tij; urrente shirkun (politeizmin) dhe idhujt.

Nuk dinte të lexonte dhe të shkruante.

Ishte i butë dhe i mëshirshëm, dhe për këtë shërbëtorët dhe shokët e vet e donin shumë.

# MËSIMI I KATËRMBËDHJETË

## GJYKIMI I MUHAMMEDIT, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, NË LIDHJE ME MOSMARRËVESHJEN NDËRMJET KUREJSHITËVE RRETH GURIT TË ZI

Ndërtesa e Qabes qe vjetëruar dhe dëmtuar,dhe Mekën e kishte goditur një vërshim i madh, për shkak të së cilës ca pjesë të Qabes qenë rrënuar. Kjo edhe qe shkak që kurejshitët të fillonin rinovimin e Qabes, në çka u ndihmoi edhe Pejgamberi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, duke bartur gurë që lanë vraga në shpinën e tij.

Kur përfundoi ndërtimi i Qabes, te kurejshitët lindi grindja rreth asaj se kujt do t'i takojë nderi i vendosjes së Haxherul-Esved-it (Gurit të Zi) në vendin e vet, dhe gati sa u përleshën.

Në fund, njëri nga ata propozoi që të nesërmen i pari që hyn në Qabe do t'i gjykojë. Deshi Allahu që ky të jetë Muhammedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të. Kur e pane, kurejshitët thirrën të gëzuar: "Ky është el-Emin (Besniku). Jemi të kënaqur që ai të gjykojë ndërmjet nesh !" Atëherë i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, urdhëroi që t'i sillej një çarçaf, në të cilin ai e vendosi Haxherul-Evsed-in, e atëherë kryeparët e të gjitha fiseve e ngritën atë dhe e prunë në vendin e vet. E atëherë Pejgamberi e mori me duart e veta të bekuara dhe e vendosi në vendin e vet.

# MËSIMI I PESËMBËDHJETË

## SI FILLOI SHPALLJA?

I Dërguari i Allahut, alejhis-selam, e adhuronte Allahun Fuqiplotë në shpellën Hira, në afërsi të Mekës. Në një rast, i erdhi meleku Xhibril dhe ia citoi suren El-'Alak. Gjëja e parë që u shpall nga Kur'ani është ajeti ku thuhet: "Lexo në Emrin e Zotit tend, i Cili krijoi." (El-'Alak 1)

### Çfarë e urdhëroi Allahu i Madhërishëm Pejgamberin e Vet?

E urdhëroi që t'ia shpallë Islamin popullit të vet dhe gjithë njerëzimit dhe t'i thërrasë në pasimin e fesë islame, si dhe t'ua mësojë rregullat e saj (Islamit).

### Sa vjet ka thirrur Pejgamberi në Islam?

I Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thirrur në Islam prej momentit kur e ka pranuar shpalljen në shpellën Hira e deri në vdekjen e tij, në Medine, plot njëzet e tre vjet.

### Me çfarë e ndihmonte Allahu Pejgamberin e Vet?

E ka ndihmuar me muxhize (mrekulli) të shumta, të cilat ishin dëshmi e sinqeritetit të Tij. Sigurisht që Kur'ani është muxhizja më e madhe. Njerëzit nuk janë në gjendje të shkruajnë diçka të ngjashme me të. Dhe jo vetëm kaq, por nuk janë në gjendje ta shkruajnë asnjë sure a ajet të vetëm të ngjashëm me Kur'anin.

# MËSIMI I GJASHTËMBËDHJETË

## Ç'ËSHTË KUR'ANI FISNIK (EL-KUR'ANIL-KERIM)?

Kur'ani është të folurit e Allahut, të cilin Xhibrili prej Allahut ia ka zbritur Pejgamberit tonë, Muhammedit, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të. Pejgamberi ua mësonte as'habëve (shokëve) të vet Kur'anin dhe atë që ai përmban dhe ata e mësonin përmendsh, e kuptonin e pastaj ua mësonin ndjekësve të tyre.

### Çfarë jemi të obliguar në lidhje me Kur'anin?

Pasi Kur'ani është Fjala e Allahut Madhështor, ne duhet ta respektojmë atë, duke mos folur ndërkohë që ai lexohet, nuk do ta prekim derisa jemi pa abdest, dhe do ta dëgjojmë atë dhe nuk do të punojmë asgjë gjatë leximit të tij. Ne jemi të detyruar të lexojmë Kur'an dhe ta bëjmë këtë pa gabime. Jemi të detyruar që t'i pasojmë urdhrat e Kur'anit, si dhe t'i largohemi asaj që ai ka ndaluar. Ne jemi krenarë me Kur'anin, sepse ai është Fjala e Allahut të Fuqishëm. Ai i cili e ndjek Kur'anin nuk do të jetë i humbur në këtë botë e as në botën tjetër (Ahiret).

# MËSIMI I SHTATËMBËDHJETË

## SI E KREU I DËRGUARI I ALLAHUT DETYRËN E VET?

Pejgamberi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, e dha mundin e vet tërë jetën e tij në përhapjen e Islamit: i vizitonte njerëzit në vendet ku tuboheshin, si dhe në shtëpitë e tyre; i thërriste edhe në rrugë, udhëtonte edhe në vende të tjera dhe i vizitonte fiset e tjera, të cilave ua shpjegonte bukurinë e Islamit dhe i thërriste në fenë islame në mënyrë të bukur.

Pejgamberi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, i thërriste në Islam të gjitha llojet e shoqërisë: njerëzit e spikatur dhe ata të thjeshtë, të pasurit dhe të varfrit, njerëzit e lirë dhe ata që ishin të robëruar.

Muhammedi, alejhis-selam, na e ka lënë Islamin të plotë. Na ka mësuar si të hamë dhe si të pimë, si të vishemi, si të flemë, çfarë guxojmë të bëjmë, si të kërkojmë leje me rastin e hyrjes në ndonjë shtëpi të huaj, etj. Pejgamberi, alejhis-selam, nuk pushoi së thirruri në Islam deri në vdekjen e tij. E gjëja e fundit që na ka porositur para vdekjes ishte që të kemi kujdes në ruajtjen e namazit.

# MËSIMI I TETËMBËDHJETË

## SI E PRANOI POPULLI I TË DËRGUARIT TË ALLAHUT PEJGAMBERLLËKUN E TIJ ?

Pejgamberi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, kishte duruar fyerje dhe vështirësi të shumta nga popullii vet, për arsye se e kishin akuzuar për rrenë dhe nuk i besonin.

I thoshin se ishte magjistar dhe rrenacak. Në rrugën ku kalonte ai, gjuanin therra dhe disa herë kishin provuar ta mbysnin.

Edhe sahabët që kishin pranuar Islamin, i mundonin në mënyra të ndryshme.

Përkundër gjithë kësaj, Pejgamberi asnjëherë nuk hidhërohej e as nuk hakmerrej ndaj tyre, por vazhdimisht i thërriste në Islam, ndaj edhe Allahu i udhëzoi shumë prej tyre, por kishte prej tyre edhe të tillë që vdiqën si kafirë (jobesimtarë).

## MËSIMI I NËNTËMBËDHJETË

### DASHURIA E MUHAMMEDIT, alejhis-selam, NDAJ UMETIT TË TIJ

Muhammedi, alejhis-selam, e donte umetin e vet, ishte i mëshirshëm ndaj umetit të vet (muslimanëve), të cilit i donte çdo të mirë. Mërzitej shumë kur nuk i besonin, duke u frikësuar se mos i digjte zjarri i xhehenemit.

Në betejën e Uhudit paganët e kishin plagosur Pejgamberin, e kishin gërvishur fytyrën e tij të bekuar dhe ia kishin thyer disa dhëmbë. Por, e gjithë kjo nuk ishte shkas që t'i mallkonte ata, përkundrazi, e luste Allahun, që t'ua falte, me këto fjalë: "O Allahu im, falja popullit tim, se vërtet ata nuk dinë!"

Me rastin e pushtimit të Mekës, Muhammedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, nuk u hakmor ndaj jobesimtarëve të fisit Kurejsh, por i fali ata, duke u thënë: "Shkoni në shtëpitë tuaja, jeni të lirë!"

# MËSIMI I NJËZETË

## KUSH ËSHTË PEJGAMBERI MË I ZGJEDHUR?

Më i zgjedhuri Pejgamber sigurisht se është Muhammedi, alejhis-selam. Ai, në të njëjtën kohë, është edhe Pejgamberi i fundit.

Feja në të cilën ai thërriste, ishte shpallje për tërë njerëzimin dhe Allahu nuk pranon tjetër fe veç Islamit.

Allahu i Madhërishëm thotë:

***"E kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të humburit."*** *(Ali Imran 85)*

# MËSIMI I NJËZETENJËTË

**CILAT JANË DETYRAT TONA NDAJ PEJGAMBERIT,** alejhis-selam**?**

1. Të besojmë në atë me çfarë i është dërguar njerëzimit dhe të besojmë se ai është i Dërguari i fundit (Hatemul-enbija) dhe se pas tij nuk ka Pejgamberë.

2. T'u nënshtrohemi urdhrave të tij dhe të largohemi nga ndalesat e tij.

3. Ta duam dhe të jetë shembull yni në jetën tonë.

# MËSIMI I NJËZETEDYTË

## CILAT JANË KUPTIMET E SHEHADETIT?

Eshhedu en la ilahe il-lAllah, do të thotë:

Jam i bindur thellë që Allahu i Madhërishëm është Krijues dhe Furnizues i Vetëm dhe se ai është Zot (Rabb) i të gjitha krijesave dhe se nuk ka të adhuruar me meritë përveç Allahut.

Eshhedu enne Muhammeden Resulull-llah, do të thotë:

Jam i bindur thellë që Muhammedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, është i Dërguar i Allahut. Besoj në lajmet e tij, i nënshtrohem urdhrave të tij dhe i shmangem ndalesave të tij dhe gjërave që ai nuk i ka pëlqyer.

# E DREJTA ISLAME DHE LIGJI FETAR

## RUKNET (SHTYLLAT) E ISLAMIT

### A i mjafton muslimanit dhe muslimanes që vetëm të besojnë?

Nuk i mjafton muslimanit dhe muslimanes që vetëm të besojnë, por duhet t'i kryejnë detyrat islame.

### Sa janë detyrat kryesore të Islamit dhe cilat janë?

Obligimet kryesore të Islamit janë pesë, e ato janë:

1) Deklarimi i Kelime-Shehadetit.

2) Falja e namazeve.

3) Agjërimi i Ramazanit.

4) Dhënia e zekatit (kontributit fetar).

5) Kryerja e Haxhxhit (të vizitohet një herë në jetë Qabja, nga ai që ka mundësi).

### Ku na janë urdhëruar detyrat kryesore të Islamit?

Obligimet kryesore të Islamit na janë urdhëruar në Kur'an dhe në hadithet e vërteta, si urdhra (farze) të fortë të Allahut, prandaj muslimanët dhe muslimanet janë të detyruar t'i kryejnë.

### Çfarë meritojnë ata që nuk i kryejnë urdhrat e Allahut?

Ata që nuk i kryejnë urdhrat e Allahut e meritojnë dënimin e Allahut.

### Si quhen detyrimet kryesore islame?

Detyrimet kryesore të Islamit quhen rukne (shtylla) të Islamit, që janë edhe shenja dalluese se dikush është musliman a muslimane.

### Çfarë jemi të detyruar të mësojmë në fëmijëri?

Në fëmijëri e kemi për detyrë që të mësojmë si kryhen detyrimet fetare dhe ta bëjmë zakon zbatimin e tyre.

# MËSIMI I PARË

## A ËSHTË ME RËNDËSI NAMAZI?

Namazi është bazë e fesë, ç'është e vërteta, ai është themeli i dytë e Islamit (rukn). Allahu Fuqiplotë na ka urdhëruar të falim namazin dhe të kemi kujdes në kryerjen e këtij detyrim.

Allahu thotë:

***"Vazhdoni rregullisht namazet (faljet), e edhe atë namazin e mesëm, dhe ndaj Allahut të jeni respektues!"*** *(Bekare 238)*

I Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, edhe vetë kishte kujdes për namazin dhe e falte atë me xhemat. Kur ndihej i ngushtuar, shpejtonte në namaz dhe thoshte: "Na ngushëllo (na qetëso) me të o Bilall!"

Namazi ishte prej veprave më të dashura të të Dërguarit, alejhis-selam.

# MËSIMI I DYTË

## KU I KRYEJMË NAMAZET E URDHËRUARA?

Namazet e urdhëruara i falim në mesxhide (vende faljeje) dhe xhami, që quhen edhe Shtëpi të Allahut (vende ku adhurohet Allahu) në tokë. Namazi me xhemat është 27 herë më i vlefshëm se namazi që e falim vetëm.

### Si e dimë që është koha e namazit (vakti i namazit)?

Kur e dëgjojmë ezanin, e lëmë punën që kemi filluar, si dhe të gjitha gjërat që na janë gjetur në duar, dhe shkojmë në xhami për të falur namazin, si shenjë e përmbushjes së urdhrit të Allahut të Lartë.

### Si do ta lajmërojmë hyrjen e kohës së namazit?

Hyrjen e kohës së namazit do ta lajmërojmë me këndimin e ezanit, i cili këndohet kështu:

Allahu Ekber, 4 herë (Allahu është më i Madhi)

Eshhedu en la ilahe il-lAllah 2 herë (Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut)

Eshhedu enne Muhammeden resulull-llah, 2 herë (Dëshmoj se Muhammedi është i Dërguar i Allahut)

Hajje ales-salah, 2 herë (Ejani në namaz)

Hajje alel-felah, 2 herë (Ejani në shpëtim)

Allahu ekber, 2 herë (Allahu është më i Madhi)

La ilahe il-lAllah (Nuk ka zot tjetër përveç Allahut)

### ÇFARË I SHTOHET EZANIT TË SABAHUT?

Kur këndojmë ezanin e sabahut, shtojmë:

Es-salatu hajrun minen-nevm, 2 herë (Namazi është më i mirë se fjetja); këtë e shtojmë pasi të themi Hajje alel-felah.

### Ç'LEXOJMË PASI TË JETË KËNDUAR EZANI?

Pasi këndohet ezani, thuhet:

"ALLAHUMME RABBI HADHIHID-DAVETIT-TAMMETI, VES-SALATIL-KAIMETI, ATI MUHAMMEDENIL-VESILETE VEL-FADILETE, VE BA'THHU MEKAMEN MAHMUDENIL-LEDHI VE'ADTEH."

### NËSE JEMI MBLEDHUR NË XHAMI PËR SHKAK TË NAMAZIT, ÇFARË DUHET BËRË?

Do të fillojmë me faljen e namazit.

Si nisim faljen e namazit?

Hyrjen në namaz e bëjmë duke kënduar ikametin.

Allahu ekber, 4 herë.

Eshhedu en la ilahe il-lAllah, 2 herë.

Eshhedu enne Muhammeden Resulull-llah, 2 herë.

Hajje ales-salah, 2 herë.

Hajje alel-felah, 2 herë.

Kad kametis-Salah, 2 herë.

Allahu ekber 2, herë.

La ilahe il-lAllah.

# MËSIMI I TRETË

### SI DO TË MARR ABDES PËR NAMAZ?

Bëj gati ujin (shkoj në banjë ose te ndonjë çezmë);

Them Bismil-lah (Në emër të Allahut)

Laj shuplakat e dorës (deri në nyja) nga 3 herë;

Shpërlaj gojën dhe hundën 3 herë;

Laj fytyrën 3 herë;

I laj duart deri mbi bërryla nga 3 herë (e filloj gjithnjë me të djathtën);

Jap mes-h (fërkoj) kokës nga para prapa dhe anasjelltas, një herë;

Fërkoj veshët një herë;

Laj këmbët (shputat) deri mbi nyje 3 herë;

E kthej kokën nga qielli dhe them: Eshhedu en la ilahe il-lAllah ve enne Muhammeden Resulull-llah.

Renditja gjatë marrjes së abdesit është shumë me rëndësi, andaj nuk do t'i laj këmbët para fytyrës dhe fytyrën para shuplakave.

Nuk do ta ndërpres abdestin, p.sh. t'i laj shuplakat, ta shpërlaj gojën dhe hundën e pastaj të shkoj të kryej çfarëdo pune, e pastaj të kthehem dhe të vazhdojë me abdest. Nëse e ndërpres abdestin pa marrë parasysh shkakun, do të marr abdest prej fillimit.

# MËSIMI I KATËRT

## A DO TË MARR ABDEST PËR ÇDO NAMAZ?

Kur marr abdest, jam i pastër dhe kjo pastërti vazhdon kështu që me një abdes mund të falim disa namaze, derisa të ndodhë diçka që e prish abdestin, me ç'rast duhet përsëri të marrim abdest.

## ÇFARË E PRISH ABDESTIN?

Abdestin e prish:

1. Çdo gjë që del nga trupi nga dy daljet, si:

- nevoja e vogël (urina), nevoja e madhe, era e keqe etj.

2. Gjumi.

3. Humbja e mendjes (humbja e vetëdijes, çmendja, e të ngjashme.)

4. Dalja e gjakut, e qelbit.

## CILA ËSHTË VLERA E ABDESTIT?

Kur muslimani merr abdes, me pikat e abdesit bien edhe gjynahet e tij; abdesi i lan mëkatet e çdo njeriu, siç i lan uji rrobat e papastra.

Abdesi është kusht për namaz dhe Allahu nuk do ta pranojë namazin e askujt gjersa ai të mos jetë plotësisht i pastër, pra gjersa të mos jetë me abdest. Është prej kulturës islame (edebeve) që uji të mos harxhohet shumë. Ngjante që i Dërguari i Allahut të merrte abdest vetëm me një gotë ujë, e Allahu nuk i do ata që teprojnë.

Është sunet që gjatë marrjes së abdesit të përdoret misvaku (brusha).

# MËSIMI I PESTË

## ÇFARË DO TË BËJ PARA NAMAZIT?

Do të marr abdes siç merrte abdes Pejgamberi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të.

Do të vërtetoj që rrobat e mia dhe vendi ku do të falem janë të pastra.

Rrobat që kam veshur duhet t'i mbulojnë vendet e mia të turpshme dhe shpatullat e mia. (Nuk është mirë që të falem me këmishë të brendshme).

Do të kujdesem për pamjen time të jashtme, duke u përgatitur për namaz, do t'i mbërthej të gjitha kapsat, do t'i rregulloj rrobat, do ta fshij fytyrën me peshqir, nëse ndiej të ftohtë ose nevojë për këtë, në mënyrë që e gjithë kjo të mos ma largojë vëmendjen gjatë namazit.

# MËSIMI I GJASHTË

### SI DO TË FALEM?

Do të kthehem nga kibla dhe do të qëndroj drejt.

Do ta kujtoj Madhështinë e Allahut, pasi Ai më shikon mua dhe vendin e sexhdes.

Do t'i ngre duart e mia në mënyrë  pjesa e brendshme e shuplakës të jetë e drejtuar nga kibla.

Do të them: "Allahu ekber!", e pastaj do ta vendos dorën e djathtë mbi të majtën.

Do të them duanë (lutjen) me të cilën e filloj namazin:

SUBHANEKE ALLAHUMME VE BI HAMDIKE VE TEBAREKESMUKE VE TE'ALA XHEDDUKE VE LA ILAHE GAJRUKE.

"I Madhërishëm qofsh vetëm Ti, Allahu im, dhe Ty të falënderojmë. E Lartë është Madhështia Jote. Nuk ka zot tjetër veç Teje."

Do të them: "EUDHU BIL-LAHI MINESH-SHEJTANIR-RAXHIM, BISMIL-LAHIR-RAHMANIR-RAHIM.

Do të them suren El-Fatiha dhe në fund të saj do të them: Amin (Përgjigju o Zot).

Do të recitoj diçka nga Kur'ani (sure ose ca ajete).

Kur ta kryej këtë, do të them: "Allahu ekber" dhe do të bie në ruku, në atë mënyrë që shpina do të jetë rrafsh me kokën dhe duart të mbështetura për gjunjë.

Në ruku do të them 3 herë: "SUBHANE RABBIJEL-'ADHIM", që do të thotë: "I lartë qofsh, o Zoti im i madh."

Do ta drejtoj shpinën dhe do të them: "SEMI'ALLAHU LIMEN HAMIDEH" (Allahu dëgjon atë që e falënderon).

Do të qëndroj ashtu duke thënë: "RABBENA VE LEKEL-HAMD" (O Zoti ynë, Ty të falenderojmë!")

Do të them: “Allahu Ekber!” duke rënë në sexhde, d.m.th. do t’i zbres fytyrën, duart, gjunjët dhe gishtat e këmbës në tokë, duke pasur kujdes që balli, hunda dhe të gjitha gjymtyrët e përmendura më parë të jenë në tokë, në mënyrë që sexhdja të jetë e drejtë dhe e plotë.

**Më pas pasojnë fotografitë e mënyrës së faljes:**

Në sexhde do të them 3 herë: SUBHANE RABBIJEl-’ALA (I patëmetë je o Zoti im, i Lartë!)

Do të ngrihem nga sexhdja duke thënë: “ALLAHU EKBER!” dhe do të ulem duke ngritur pak këmbën e djathtë e këmbën e majtë do ta shtrij dhe do t’i vendos duart mbi gjunjë, duke thënë: “RABBIGFIRLI, RABBIGFIRLI” (O Zoti im, më fal mua, më fal mua).

Do të them: “ALLAHU EKBER!”, dhe do ta bëj sexhden e dytë njësoj si sexhden e parë.

Kështu do ta fal edhe rekatin e dytë.

Më pas pasojnë fotografitë e mënyrës së faljes:

# MËSIMI I SHTATË

## Ç'ËSHTË ULJA E PARË (TESHEHHUDI)?

Ulja e parë (teshehhudi) janë këto fjalë:

ETTEHIJJATU LIL-LAHI VES-SALAVATU VET-TAJJIBATU, ES-SELAMU ALEJKE EJJUHEN-NEBIJJU VE RAHMETULL-LLAHI VE BERE-KATUHU

ES-SELAMU ALEJNA VE ‘ALA ‘IBADIL-LAHI SALIHIN

ESHHEDU EN LA ILAHE IL-LALLAH

VE ESHHEDU ENNE MUHAMMEDEN ‘ABDUHU VE RESULUHU

“Përshëndetjet më të mira, salavatet dhe bekimi, (fjalët) lëvdatat, i takojnë vetëm Allahut. Selami dhe bekimi - mëshira e Allahut qoftë mbi ty, o i Dërguar i Allahut. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ne dhe mbi robërit e mirë të Allahut! Dëshmoj dhe deklaroj se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut dhe se Muhammedi është rob dhe i Dërguar i Tij.”

## KUR LEXOHET ET-TEHIJJATI?

Lexohet pas kthimit nga sexhdja e dytë, pas rekatit të dytë.

Do të them: “Allahu ekber!” dhe do të pushoj pas sexhdes së dytë (njësoj sikur që kam bërë ndërmjet dy sexhdeve), pastaj do ta lexoj et-tehijat-in.

## Ç’ËSHTË ULJA E DYTË DHE ÇFARË DO TË LEXOJ NË TË?

Ulja e dytë është ulje pas sexhdes së dytë të rekatit të fundit.

Do të them: “ALLAHU EKBER”, pastaj do të pushoj, në uljen ndërmjet dy sexhdeve dhe uljen e parë.

Në uljen e dytë do të lexoj: "ETTEHIJATU LIL-LAHI VES-SALAVATU VET-TAAJJIBATU... sikur që kam lexuar në uljen e parë, pastaj do të bie salavat në të Dërguarin e Allahut, duke thënë:

"ALLAHUMME SAL-LI 'ALA MUHAMMEDIN VE 'ALA ALI MUHAMMEDIN, KEMA SALEJTE 'ALA IBRAHIME VE 'ALA ALI IBRAHIM, INNEKE HAMIDUN MEXHID. VE BARIK 'ALA MUHAMMEDIN VE 'ALA ALI MUHAMMEDIN, KEMA BAREKTE 'ALA IBRAHIME VE 'ALA ALI IBRAHIME, INNEKE HAMIDUN MEXHID."

"O Allahu im! Ki mëshirë ndaj Muhammedit dhe familjes së Muhammedit, sikur që e ke mëshiruar Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit. Vëret Ti je i falënderuar dhe i madhërishëm. O Allahu im! Bekoje Muhammedin dhe familjen e Tij, sikur që e ke bekuar Ibrahimin dhe familjen e tij. Vërtet Ti je i falënderuar dhe i madhërishëm.

## ÇKA LEXOHET PAS SALAVATIT MBI PEJGAMBERIN, ajejhis-selam?

Pas salavatit mbi të Dërguarin, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, do të lexoj:

RABBENA 'ATINA FID-DUNJA HASENETEN VE FIL-AHIRETI HASENETEN VE KINA 'ADHABEN-NAR. RABBENAGFIRLI VE LIVALIDEJJE VE LIL-MU'MININE JEVME JEKUMUL-HISAB.

ALLAHUMME INNI EUDHU BIKE MIN XHEHENEME VE MIN 'ADHABIL-KABRI VE MIN FITNETIL-MAHJA VEL-MEMATI VE FITNETIL-MESIHID-DEXHXHAL.

"O Zoti ynë! Na jep të mira në këtë dhe në botën tjetër dhe na ruaj nga ndëshkimi me zjarr!

O Zoti ynë! Më fal mua, prindërit e mi dhe të gjithë besimtarët në ditën kur do të jepet llogaria.

O Zoti im! Unë vërtet kërkoj strehim tek Ti nga zjarri i xhehenemit dhe nga ndëshkimi në varr, si dhe nga sprovat në këtë jetë dhe pas vdekjes, dhe prej sprovës së shpëtimtarit të rrejshëm (Dexhalit)!"

Pastaj jap selam në anën e djathtë e pastaj në të majtë, duke thënë: "ES-SELAMU 'ALEJKUM VE RAHMETULL-LLAH."

"Paqja, shpëtimi dhe mëshira e Allahut qofshin mbi ju."

# MËSIMI I TETË

## ÇFARË THUHET PAS NAMAZIT?

Është sunet që pas namazit të thuhet;

ESTAGFIRULL-LLAH, 3 herë (Kërkoj falje prej Allahut.)

ALLAHUMME ESNTES-SELAMU VE MINKES-SELAM TEBAREKTE JA DHEL-XHELALI VEL-IKRAM

“O Allahu im! Ti je shpëtimi dhe prej Teje është shpëtimi. Je i madhërishëm, o pronar i Madhështisë dhe i Fisnikërisë!”

ALLAHUMME E’INNI ‘ALA DHIKRIKE VE SHUKRIKE VE HUSNI ‘IBADETIKE

“O Allahu im! Më ndihmo që për Ty dhikr të bëj dhe që të të jem falënderues dhe të të adhuroj në mënyrën më të bukur.”

Do ta lexoj ajeti-Kursinë.

Do të them: SUBHANALLAH (Lavdi i takon Allahut), 33 herë.

Do të them: EL-HAMDULIL-LAH (Falënderimi i takon Allahut), 33 herë.

Do të them: ALLAHU EKBER (Allahu është më i Madhi), 33 herë.

Pastaj do të them:

LA ILAHE IL-LALLAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEH, LEHUL MULKU VE LEHUL-HAMDU VE HUVE ‘ALA KUL-LI SHEJIN KADIR

“Nuk ka zot tjetër përveç Allahut, të Vetmit. Ai nuk ka shok. Atij i takon sundimi dhe falënderimi dhe Ai është i Gjithë-fuqishëm.”

## KUR LEXOHET KY DHIKR?

Ky dhikr lexohet pas çdo namazi: pas sabahut, drekës, ikindisë, akshamit dhe jacisë.

# MËSIMI I NËNTË

## CILAT JANË NAMAZET FARZ?

1. Namazi i sabahut: ka dy rekate farz, lexohet me zë.

2. Namazi i drekës: ka 4 rekate farz, lexohet në vete (pa zë).

3. Namazi i ikindisë: ka 4 rekate farz, lexohet në vete (pa zë).

4. Namazi i akshamit: ka 3 rekate; dy të parat me zë, i treti në vete - pa zë.

5. Namazi i jacisë: ka 4 rekate; dy të parat me zë, e dy të fundit në vete (pa zë).

# MËSIMI I DHJETË

## CILAT JANË NAMAZET SUNET?

Ato janë:
Dy rekate para namazit të sabahut.
Katër rekate para namazit të drekës dhe dy rekate pas saj.
Katër rekate para namazit të ikindisë.
Dy rekate pas namazit të akshamit.
Dy rekate para jacisë dhe dy rekate pas saj.

| *PARA* | *NAMAZI* | *PAS* |
|---|---|---|
| 2 | *Sabahu* | - |
| 4 | *Dreka* | 2 |
| 4 | *Ikindia* | - |
| - | *Akshami* | 2 |
| 2 | *Jacia* | 2 |

## CILA ËSHTË VLERA E NAMAZEVE SUNET?

1. Afrimi tek Allahu i Madhërishëm nëpërmjet nafileve do të bëjë që Ai të na dojë, siç është thënë në hadith: “Robi Im më afrohet mua me nafile, derisa Unë ta dua!”

2. Në mënyrë që t’i plotësojmë namazet farz prej çfarëdo mangësie.

# MËSIMI I NJËMBËDHJETË

## CILAT JANË RREGULLAT E VAJTJES NË XHAMI DHE SI DUHET TË SILLEMI GJATË FALJES SË NAMAZEVE ME XHEMAT?

Falja e namazit me xhemat është 27herë më e vlefshme tek Allahu se namazi që falet vetëm, siç që ka thënë i Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të.

Kur ta dëgjoj ezanin, do të marr abdes dhe do të vesh rroba të pastra.

Do të shkoj në xhami i qetë, do t'i pastroj dhëmbët me misvak ose brushë.

Do të hyj në xhami me këmbën e djathtë, duke thënë:

ALLAHUMME SAL-LI 'ALA MUHAMMEDIN, ALLAHUMMEFTEHLI EBVABE RAHMETIK.

"O Allahu im, bekoje Muhammedin, Allahu im, m'i hap dyert e Mëshirës Sate."

Do t'i fal dy rekate tehijjatul-mesxhid (nëse kam ardhur para ezanit).

Do të rri si më ka hije e as nuk do ta ngre zërin e as nuk do të luaj me fëmijët në xhami, në mënyrë që të mos i pengoj besimtarët.

Kur të lexoj Kur'an, do ta ul zërin, që të mos i pengoj namazliut.

Do të lutem, se lutja që lexohet mes ezanit dhe ikametit është e pranuar tek Allahu Fuqiplotë.

Do të kem kujdes për pastërtinë e xhamisë dhe nuk do të gjuaj letra e as shami xhepi (facoleta) dhe do të marr pjesë në pastrimin e saj.

Do ta përcjell imamin në namaz dhe nuk do t'i bëj lëvizjet para imamit e as nuk do të vonohem pas tij.

# MËSIMI I DYMBËDHJETË

## SI TË VEPROJ KUR VONOHEM NË TEKBIRIN FILLESTAR?

Nuk do të ngutem duke ecur për në xhami, por do të ec i qetë dhe ngadalë.

Nëse hyj në saff (rresht) me namazlitë (falësit), do ta shqiptoj tekbirin fillestar - nëse janë duke qëndruar në këmbë, e nëse janë në ruku, në sexhde ose të ulur, do ta shqiptoj tekbirin e parë e pastaj të dytin dhe do ta përcjell xhematin në atë gjendje që është.

Kur imami të japë edhe selamin e dytë, e mua më ka kaluar një ose më shumë rekate, do të ngrihem dhe do ta kompensoj atë që më ka kaluar, pastaj do të ulem në uljen e fundit dhe do të jap selam në anën e djathtë e pastaj në anën e majtë.

## SI ARRIHET NË REKAT?

Nëse mbërrij në ruku me imamin, e kam arritur të tërë rekatin.

# MËSIMI I TREMBËDHJETË

## NAMAZI I NATËS (KIJAMUL-LEJL ose SALATUL-VITR)

Rebi'ah Ibn Ka'b ishte një djalosh që i shërbente Resulull-llahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, dhe ia sillte ujin për abdes. Me një rast i Dërguari, alejhis-selam, i tha: "Kërko nga unë kompensim për atë që je duke më shërbyer!" Atëherë Rebi'a i tha: "Vërtet unë kërkoj dhe lutem që të jem përcjellës yti në Xhenet." I Dërguari i tha: "A dëshiron diçka tjetër përveç kësaj?" Ai iu përgjigj: "Vetëm këtë." I Dërguari, alejhis-selam, tha: "Atëherë mundohu të bësh sa më tepër sexhde."

Pejgamberi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, e donte shumë namazin e natës dhe e falte shumë. Gjatë namazit të natës njeriu vetmohet me Krijuesin e vet, e lutja nga fundi i natës është e pranuar tek Allahu.

## KUR FILLON KOHA E VITR NAMAZIT (NAMAZIT TË NATËS)?

Koha e vitr namazit është pas jacisë dhe zgjat deri në namazin e sabahut.

## SI FALET VITRI?

Do t'i fal dy rekate, do të ulem në uljen e parë, e pastaj do të ngrihem dhe do ta fal edhe një rekat, me të cilin do ta përfundoj namazin.

## SA REKATE ËSHTË MË SË MIRI TË FALEN?

Më mirë dhe më e vlefshme është të falim 11 rekate, sikurse ka vepruar i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ose më pak se kjo, e ajo është 3 rekate.

Do të përpiqem të bëj dua (lutje) në sexhde dhe të kërkoj prej Allahut të Madhërishëm xhenetin dhe të më ruajë nga xhehenemi.

# MËSIMI I KATËRMBËDHJETË

## Ç' LEXOJMË KUR ZGJOHEMI NË MËNGJES?

ASBAHNA VE ASBAHAL MULKU LIL-LAH, VEL-HAMDULIL-LAH, LA ILAHE IL-LALLAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEH, LEHUL MULKU VE LEHUL-HAMDU VE HUVE ‘ALA KUL-LI SHEJIN KADIR, RABBI ES’ELUKE HAJRE MA FI HADHEL-JEVMI VE HAJRE MA BA’EDEH, VE EUDHU BIKE MIN SHERRI HADHEL-JEVMI VE SHERRI MA BA’EDEH, RABBI EUDHU BIKE MINEL-KESELI VE SUIL-KIBERI, RABBI EUDHU BIKE MIN ADHABIN FIN-NAR VE ADHABIL-KABRI.

“Jemi zgjuar, e pronësia i takon Allahut dhe falënderimi i takon Allahut. Nuk ka zot tjetër përveç Allahut, të Vetmit, i Cili nuk ka shok. Atij i takon sundimi dhe falënderimi dhe Ai është i Gjithëfuqishëm. O Zot, prej Teje e kërkoj të mirën në këtë ditë dhe pas saj, dhe te Ti strehim kërkoj prej së keqes në këtë ditë dhe pas saj. O Zot, te Ti kërkoj strehim prej dembelisë dhe pleqërisë së rëndë. O Zot, te Ti kërkoj strehim nga dënimi i xhehenemit dhe nga ndëshkimi në varr.”

## Ç’LEXOHET KUR FILLON NATA?

Në mbrëmje lexohet kjo lutje:

EMSEJNA VE EMSEL-MULKU LIL-LAH, VEL-HAMDULIL-LAH, LA ILAHE IL-LALLAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEH, LEHUL MULKU VE LEHUL-HAMDU VE HUVE ‘ALA KUL-LI SHEJIN KADIR, RABBI ES’ELUKE HAJRE MA FI HADHEL-LEJLI VE HAJRE MA BA’EDEH, VE EUDHU BIKE MIN SHERRI HADHEL-LEJLI VE SHERRI MA BA’EDEH, RABBI EUDHU BIKE MINEL-KESELI VE SUIL-KIBERI, RABBI EUDHU BIKE MIN ADHABIN FIN-NAR VE ADHABIL-KABRI.

“Kemi hyrë në mbrëmje, e pronësia i takon Allahut dhe falënderimi i takon Allahut. Nuk ka zot tjetër përveç Allahut, të

Vetmit, i Cili nuk ka shok. Atij i takon sundimi dhe falënderimi dhe Ai është i Gjithëfuqishëm. O Zot, prej Teje e kërkoj të mirën në këtë natë dhe pas saj dhe te Ti strehim kërkoj prej së keqes në këtë natë dhe pas saj. O Zot, te Ti kërkoj strehim nga dembelia dhe pleqëria e rëndë. O Zot, te Ti kërkoj strehim nga dënimi i xhehenemit dhe nga ndëshkimi në varr.”

# MËSIMI I PARË

## RREGULLAT E TË USHQYERIT

1. Të lajmë duart para dhe pas ushqimit.

2. Të themi Bismil-lah para ushqimit. E nëse ndodh që të harrojmë të themi Bismil-lah në fillim, do ta shqiptojmë atë kur të na kutjohet, duke thënë: "BISMIL-LAHI FI EVVELIHI VE AHIRIHI!"

3. Të falënderohet Allahu pas ushqimit, duke thënë: "EL-HAMDULIL-LAHI LEDHII AT'AMENI HADHA VE REZAKANIHI MIN GAJRI HAVLIN MINNI VE LA KUVVEH." (Falënderimi i takon Allahut, që më ka ushqyer me këtë ushqim dhe më ka furnizuar pa kurrfarë mundi.)

4. Të mos e teprojmë në ngrënie, por të hamë aq sa mjafton.

5. Të mos hamë shpejtë.

6. Të mos ankohemi për ushqimin.

7. Të mos hamë dhe pimë në këmbë, e as shtrirë.

8. Të hamë me dorë të djathtë dhe para vetes, siç e pati këshilluar Dërguari i Allahut, alejhis-selam, një fëmijë, duke i thënë: "O djalosh! Përmende emrin e Allahut dhe ha me dorë të djathtë dhe atë që është para teje."

9. Nuk është e pëlqyeshme t'i fryhet ushqimit.

# MËSIMI I DYTË

## RREGULLAT E SELAMIT - PËRSHËNDETJES

### Ç'thotë ai që jep selam?

Thotë: "ES-SELAMU ALEJKUM VE RAHMETULL-LLAHI VE BEREKATUHU."

### Si do të përgjigjet ai të cilit i është dhënë selami?

Do të përgjigjet duke thënë: "VE ALEJKUMUS SELAM VE RAHMETULL-LLAHI VE BEREKATUHU."

Përhapja e selamit mes besimtarëve shpie në dashuri mes tyre, e dashuria e ndërsjellë çon në iman - besim.

Unë çdo herë do të përpiqem që të jap i pari selam, ngase ai që jep selam i pari është më i mirë se ai që pret t'i jepet selami. Do të përpiqem që i pari t'i jap selam:

- atij që është më i vjetër se unë;
- një grupi njerëzish;
- atij që është në këmbë, ndërsa unë jam në mjet udhëtimi;
- atij që është ulur e unë kaloj pranë tij.

# MËSIMI I TRETË

## RREGULLAT PËR KËRKIMIN E LEJES PËR TË HYRË NË SHTËPI TË HUAJ

### Si do të kërkoj leje për të hyrë në shtëpi të huaj?

Do të trokas në derë lehtë dhe do të them: “ES-SELAMU ALEJKUM VE RAHMETULL-LLAHI VE BEREKATUHU. Unë jam filani (do të them emrin tim). A bën të hyj?” Gjatë kërkimit të lejes, nuk do të shikoj brenda në shtëpi. Nëse më lejohet, do të hyj. Nëse më thuhet: “Kthehu”, unë do të kthehem dhe nuk do të hidhërohem, se ndoshta mikëpritësi ka arsye që nuk më pranon.

Nëse askush nuk përgjigjet, atëherë është e mundshme që shtëpiarët të mos kenë dëgjuar. Prandaj, do të trokas 3 herë në derë, e nëse edhe në atë rast askush nuk përgjigjet, do të kthehem dhe nuk do të hidhërohem.

### Nga kush do të kërkoj leje për të hyrë?

Nga çdo person që ndodhet në ndonjë hapësirë (si p.sh. në zyre, e të ngjashme), nga personi që ndodhet në shtëpinë e vet, si dhe nga vëllezërit dhe motrat e mia, nga prindërit derisa janë në dhomën e tyre.

Lejen për të hyrë do ta kërkoj edhe nga çdo person që e ka mbyllur derën pas vete dhe nuk do të hyj derisa të më lejohet.

# MËSIMI I KATËRT

**RREGULLAT E MEXHLISIT (NDEJËS)**

### Ç'është mexhlisi?

Mexhlisi është çdo vend në të cilën mblidhen njerëzit për të biseduar.

### Çfarë duhet të bëj kur të vij në mexhlis?

1. Do t'u jap selam të pranishmëve.

2. Do të ulem në një vend të lirë dhe assesi nuk do të ulem mes dy vetash, përveçse me lejen e tyre.

3. Nuk do ta ndërpres folësin ndërsa ai është duke folur.

4. Nëse jemi tri veta në ndejë nuk do t'i përshpëris vetëm njërit, se kjo mund të ngjallë dyshim te tjetri.

5. Kur të ngrihem nga ndeja do të them: "SUBHANEKALLAHUME VE BIHAMDIKE, ESHHEDU EN LA ILAHE IL-LA ENTE, ESTAGFIRUKE VE ETUBU ILEJKE.", se kjo dua - lutje i shlyen fjalët e këqija që mund të kem thënë në atë ndejë.

# MËSIMI I PESTË

## RREGULLAT E TË FOLURIT

### Cilat janë rregullat e të folurit?

Të mos e flas atë që është e ndaluar (haram).

### Çka nënkuptohet me "të folurit e ndaluar"?

1. Gibeti. Që do të thotë të flas për dikë në mungesë të tij, edhe nëse ajo është e vërtetë (p.sh. të them: Filani është i shkurtër.)

2. Nemimeti. Që do të thotë të përhapësh fjalë të huaja në mesin e njerëzve, me qëllim të përçarjes tyre, si t'i thuash dikujt: "A ke dëgjuar ç'ka thënë për ty mbrëmë filani?"

3. Rrena. Që nënkupton çdo thënie të kundërt me të vërtetën.

4. Përqeshja ose nënçmimi i dikujt.

### Si të flas me njerëzit?

1. Nuk do të flas gjersa tjetërkush flet, por do të hesht dhe do të pres derisa ta përfundojë ai fjalën.

2. Gjatë fjalimit do t'u flas të gjithëve dhe të gjithë do t'i shikoj.

3. Nuk do të jem i mërzitshëm me fjalë të tepërta.

# MËSIMI GJASHTË

## RREGULLAT E SHAKASË

Gjatë bërjes shaka me shokë a vëllezër do të përpiqem që të kem kujdes këto gjëra:

1. Që të mos e frikësoj atë me të cilin bëj shaka, si p.sh. t'i tregoj papritmas diçka që do ta frikësonte ose t'i them: "Të ka vdekur babai", ose "Ke rënë në provim." Dhe të ngjashme.

2. Që të mos e lëndoj atë me të cilin luaj dhe bëj shaka, si p.sh. të mos e godas në fytyrë ose t'i shkaktoj ndonjë dhembje të cilën askush nuk e do, e sidomos nëse është më i vogël dhe më i dobët se unë.

3. Që me askën të mos bëj shaka, përveçse nëse ai ma lejon këtë. Me askë nuk do të bëj mundje, përveçse nëse ai e lejon këtë e as që do të bëj gara, nëse ai nuk është i kënaqur me këtë.

4. Nëse gjatë bërjes shaka do ta nervozoja ose do ta lëndoja dikë, do të nxitoja që sa më shpejt t'i kërkoja falje dhe hallallëk.

5. Do të mundohem që të bëj shaka sa më pak, se shakaja e tepërt zbret autoritetin.

6. Që edhe në shaka asnjëherë të mos gënjej.

# MËSIMI I SHTATË

## RREGULLAT E VIZITËS SË TË SËMURIT

### Çfarë do të bëj nëse kuptoj se dikush nga shokët e mi a nga të afërmit e mi është i sëmurë dhe dergjet në shtrat?

Unë do ta vizitoj atë (në shtëpi dhe në spital) dhe do t'i jap kurajë.

1. Vizita e të sëmurit është përgjigje ndaj urdhrit të Dërguarit, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, që të vizitohen të sëmurit; e atë që viziton të sëmurin, Allahu për çdo hap do ta shpërblejë me një të mirë.

2. Vizita e të sëmurit është shenjë dashurie, dëshmi e shoqërisë së sinqertë, ngase i sëmuri e ndien se njerëzit po tregojnë interesim për të.

3. Vizita të sëmurit ia lehtëson dhembjet, ndërsa lutja drejtuar Allahut të Gjithëfuqishëm për ta shëruar atë do t'i ndihmojë atij, me ndihmën e Allahut.

### Si do të sillem gjatë vizitës së të sëmurit?

Kur ta vizitoj të sëmurin, do të veproj në këtë mënyrë:

1. Do të vesh rroba të pastra dhe sipas mundësisë do të marr me vete një dhuratë modeste.

2. Kur të hyj tek ai, do t'i jap selam dhe do ta lus Allahun Finsik që ta shërojë atë dhe do të them: "LA BE'SE, TAHURUN INSHA-ALLAH." (S'ka gjë. I pastruar (nga mëkatet), nëse do Allahu.)

3. Pastaj do ta lus Allahun që t'i japë shëndet, duke thënë: "ALLAHUMME, RABBIN-NAS EDHHIBIL BE'SE. ISHFI ENTESH-SHAFI!" (O Allah, Zot i njerëzve! Largoje të keqen. Ti je Ai që shëron.)

4. Do të mundohem që të bëj ta sëmurin të ndihet më mirë, duke i dhënë ndonjë dhuratë, ose duke i folur diçka që do ta gëzonte dhe do ta disponontë.

5. Nuk do të ndalem shumë tek i sëmuri, se ai ka nevojë të pushojë.

6. Do ta pyes nëse dëshiron që t'i sjell ndonjë gjë që dëshiron ose t'i ndihmoj në ndonjë punë.

# MËSIMI I TETË

## RREGULLAT NË KËRKIMIN E DITURISË

Kërkimi i diturisë është detyrë për çdo musliman dhe muslimane, ndërsa melekët dhe krijesat e tjera kërkojnë falje tek Allahu Lavdiplotë për atë që kërkon dituri, ngase të kërkuarit e diturisë ka vlerë të madhe.

### Çfarë do të bëj para se të shkoj në ders (ligjëratë)?

Do të vesh rroba të pastra, e para kësaj do të pastroj trupin, do të kreh flokët, do të pres thonjtë dhe do të marr gjërat që më nevojiten në atë orë mësimi.

Do të kryej detyrat e shtëpisë dhe do të mësoj mësimet që më janë dhënë.

Me vete do të marr librat, fletoret, lapsat dhe do kontrolloj a janë të gjitha në çantë.

Do të shkoj më herët në shkollë a mejtep, në mënyrë që të mos vonohem.

### Si do të sillem në ders (ligjëratë)?

Ligjeratën e mualimit (mësuesit) do ta përcjell me me vëmendje të madhe dhe do t'i zbatoj ato që kërkohen prej meje.

Nuk do të luaj me shokët gjatë kohës së mësimit.

Do ta nderoj mualimin dhe nuk do ta ngre zërin tim.

Nëse diçka nuk e kam kuptuar, do ta pyes mualimin në mënyrë të mirë.

# MËSIMI I NËNTË

## MIRËSIA NDAJ PRINDËRVE

Prindërit janë, pas Allahut, shkaku kryesor i ardhjes sime në këtë botë. Allahu kënaqësinë e vet e ka lidhur me kënaqësinë e prindërve. Thotë Allahu i Madhërishëm: "Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij, që të silleni mirë në mënyrë bamirëse ndaj prindërve." (El-Isra, 23)

### Në çfarë mënyre do t'u bëj mirësi prindërve?

1. Kur të më thërrasin do t'u përgjigjem menjëherë duke i lënë të gjitha punët, pa marrë parasysh se a janë ato me rëndësi, përveç nëse jam në namaz.

2. Kur të flasin do t'i dëgjoj me kujdes dhe nuk do t'i ndërpres derisa ta kryejnë fjalën.

3. Do ta kryej sa më shpejt atë që më urdhërojnë.

4. Do t'u ndihmoj në punët e shtëpisë. Nënës do t'i ndihmoj në pastrimin e shtëpisë, ndërsa babait në punët e tij (tregti, fushë dhe të ngjashme.)

5. Do të kujdesem ndaj vëllezërve dhe motrave më të vogla dhe do t'i ruaj nga çdo gjë e padëshiruar, edhe nëse prindërit janë duke pushuar ose janë të zënë me punë.

6. Nuk do t'i pengoj me lojë, e sidomos kur janë duke fjetur ose kur janë të sëmurë.

7. Në prani të tyre do të sillem mirë, do të ulem ashtu si më ka hije dhe nuk do t'i shtrij këmbët para tyre e as do të ulem në mënyrë të pahijshme.

8. Do t'u shërbej në gjithçka.

9. Asnjëherë nuk do ta ngre zërin në prani të tyre, edhe nëse jam i hidhëruar, por do të jem i sjellshëm dhe asnjëherë nuk do t'u them "uf".

10. Do t'i zbatoj urdhrat e tyre me kënaqësi dhe do të kënaqem duke iu shëbyer.

# MËSIMI I DHJETË

## RUAJTJA (MBAJTJA) E LIDHJEVE FAMILJARE

### Kush konsiderohen të afërmit e familjes?

Të afërmit e familjes janë: Xhaxhallarët, hallat, tezet, dajët dhe fëmijët e tyre.

### Cilat janë detyrat tona ndaj të afërmve të familjes?

Duhet t'i ruajmë lidhjet famijare, në mënyrë që të mos jemi prej atyre të cilët Allahu i ka kërcënuar për shkak se i kanë ndërprerë lidhjet familjare.

### Si do t'i mbajmë lidhjet familjare?

1. Do t'i vizitojmë dhe do të pyesim për gjendjen e tyre.

2. Së pari me ta të kujdesemi për ta, do t'u bëjmë mirë dhe do të miqësohemi, e vetëm pastaj me të tjerët.

# MËSIMI I NJËMBËDHJETË

## DETYRIMET NDAJ FQINJËVE

### Kush konsiderohet fqinj?

Çdo shtëpi (banesë) që është e afërt me shtëpinë tonë, konsiderohet fqinj. Kështu që banorët e një ndërtese banimi janë fqinj, e po ashtu edhe banorët e një rruge janë fqinj.

Mirëpo, detyrat tona janë më të mëdha për atë shtëpi që ndodhet më afër shtëpisë sonë.

### Çfarë janë detyrimet tona kundrejt fqinjëve?

Detyrimet tona ndaj fqinjëve janë:

1. Që të mos i ngacmojmë fqinjët tanë, d.m.th.:

- nuk do të bëjmë zhurmë dhe nuk do të luajmë përpara shtëpisë (banesës) së tij;

- nuk do ta shkatërrojmë pasurinë e tij e as nuk do ta dëmtojmë atë, qoftë ajo shtëpi a xhama (dritare e të ngjashme);

- nuk do t'i rrahim fëmijët e fqinjëve, nuk do t'i shqetësojmë ata dhe nuk do t'i provokojmë me lodra dhe dhurata, e sidomos nëse janë të varfër.

2. Do t'u bëjmë mirë fqinjëve, pra:

- do t'i vizitojmë në shtëpitë e tyre dhe do t'i thërrasim që të na vizitojnë në shtëpinë tonë;

- do t'u japim dhurata, ushqime dhe gjëra të tjera që mund të dhurohen;

- do të marrim pjesë në gëzimet e tyre dhe do t'u ndihmojmë në mërzitë e tyre;

- do ta vizitojmë familjen e fqinjit tonë dhe do t'u jemi në shërbim në rast se babai i tyre nuk është i pranishëm;

- nëse sëmuret djali i fqinjit tonë, i cili u ka shërbyer prindërve të tij, unë do ta vizitoj atë dhe do të bëj atë që ai ka bërë (si p.sh. të shkoj në treg);

3. Do t'i ruajmë nga sulmet, pra:

- nuk do t'i lejojmë askujt që të vërsulet ndaj tij, ndaj fëmijëve të tij, pasurisë, shtëpisë, automobilit të tij, si dhe nuk do ta lejojmë kafshën e askujt që të hyjë në livadhin e fqinjit tonë;

- do t'i ofrojmë pa u vonuar përkrahjen dhe ndihmën tonë, nëse ne e kërkon.

# MËSIMI I DYMBËDHJETË

## DETYRAT NDAJ MUALIMIT (MËSUESIT)

Ne i kemi shumë borxh mualimit (mësuesit), sepse ai na mëson atë që është e dobishme për ne në këtë botë dhe në ahiret. Për këtë arsye, detyrimet tona ndaj tij janë shumë të mëdha.

### Cilat janë detyrimet tona ndaj mualimit?

1. Ta respektojmë dhe të sillemi mirë me të, e që do të thotë:

- nuk do ta thërrasim atë me emër, por do ta thërrasim: "mësuesi filan";

- gjatë dersit (orës) do të ulemi mirë, nuk do të hamë, nuk do të pimë, nuk do të qeshim, nuk do të flasim dhe nuk do jemi të padisiplinuar;

- do ta dëgjojmë ligjeratën e tij dhe do ta shikojmë atë.

2. Do t'i lutemi Allahut që t'i japë atij çdo të mirë dhe do ta falënderojmë atë kur të përfundojë gjysëmvjetori a viti shkollor, si dhe do ta thërrasim atë nëse me këtë rast bëjmë ndonjë ceremoni.

3. Të jemi të dëgjueshëm në atë që na ka mësuar dhe t'i zbatojmë (jetësojmë) në praktikë udhëzimet e tij, t'i kryejmë detyrat e shtëpisë dhe t'i mësojmë mësimet.

# MËSIMI I TREMBËDHJETË

## DETYRIMI NDAJ SHOKUT

### Si do t'i zgjedh vetes shok?

Shoku im duhet të ketë diku vjetët e mi, as shumë më i vjetër, as shumë më i ri .

Shoku im duhet t'i falë të gjitha namazet, të ketë sjellje të mirë, të mos gënjejë dhe të mos i përgojojë të tjerët, të mos e flasë atë që nuk i ka hije, të mos vjedhë, të mos mashtrojë, dhe të mos i ngacmojë të tjerët. Për arsye se Allahu nuk i do mëkatarët dhe ata të cilët nuk janë të devotshëm, ndaj edhe unë nuk i dua ata të cilët Allahu nuk i do.

Mësuesi dhe prindërit e mi duhet të dinë kush janë shokët e mi. Për këtë unë do t'i thërras ata në shtëpinë time, që prindërit e mi të njihen me ta.

### Cilat janë detyrimet e mia ndaj shokut tim?

1. Të jem shok besnik.

- nëse gabon, do ta udhëzoj në rrugë të drejtë.

- nëse nga unë kërkon këshillë, unë do ta këshilloj atë.

2.T'i jap dhurata.

3.T'i ndihmoj në detyrat e shtëpisë.

4.Të interesohem për të, nëse mungon dhe do ta vizitoj, nëse sëmuret.

5. Nuk do ta nënçmoj e as nuk do ta përgojoj para të tjerëve.

6. Do t'ia bëj hallall nëse më bën diçka të keqe.

7. Kur të teshtijë, do t'i them: "JERHAMUKALLAH (Allahu të mëshiroftë)".

# MËSIMI I PARË

## MEKA

Allahu i Lartë urdhëroi që Ibrahimi, alejhis-selam, të marrë gruan e vet Haxheren dhe të birin Ismailin dhe t'i dërgojë ata në Hixhaz, në Siujdhesën Arabe.

Me të mbërritur në një luginë të shkretë, pa ujë, pa bimë dhe pa kafshë ai urdhëroi gruan e vet që të qëndrojë në atë vend së bashku me birin e vet, Ismailin.

Kur Ibrahimi, alejhis-selam, u nis që të largohej nga ata, gruaja e vet e pyeti: "Allahu të urdhëroi që të na lësh në këtë shkretëtirë?" E Ibrahimi Halilull-llah (miku i Allahut) iu përgjigj: "Po!" Atëherë Haxherja tha: "Atëherë, Ai nuk do të na humbë."

Kur u largua nga ata, Ibrahimi e luti Zotin e vet:

> ***"Zoti ynë! Unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka gjë të mbjellë, dhe pranë shtëpisë sate të Shenjtë. Zoti ynë, (i vendosa aty) që ta falin namazin, pra bëj që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata, dhe, për të të falënderuar me mirënjohje, furnizoji ata me fruta."*** *(Ibrahim, 37)*

Haxherja mbeti vetëm me foshnjen e vet Ismailin, në atë luginë të egër, derisa harxhoi gjithçka kishte me vete nga ushqimi dhe uji. Qe etur po ashtu edhe Ismaili, ndaj u drejtua nga lugina, duke kërkuar ujë. Hipi (u ngjit) mbi një kodër të afërt - Safa dhe nuk pa asgjë; pastaj zbriti prej saj dhe nxitoi nga Merva, mirëpo edhe prej saj nuk pa asgjë. Veproi kështu shtatë herë, duke vrapuar në mënyrë të lehtë. Në fund u lodh. U kthye tek i biri dhe vërejti se uji po buronte poshtë këmbëve të tij. Ajo u gëzua shumë dhe e falënderoi Allahun Fuqiplotë për këtë, gjersa uji i kalonte nëpër duar duke u përzier me pluhurin dhe

duke humbur në të. Atëherë ajo bërtiti: “Zem! ... Zem!” (Ndal!... Ndal!), ndaj edhe për këtë ky burim u quajt Zemzem.

Pas shpërthimit të ujit nën këmbët të Ismailit, erdhën zogjtë në atë luginë, edhe u mbush me jetë.

Shumë shpejt atypari kaloi një karvan nga Jemeni. Duke e ditur se ai vend është i pabanuar dhe pa ujë, nuk mendonin të kthenin aty, mirëpo kur panë zogjtë në qiell, u befasuan dhe shkuan ta kontrollojnë luginën. E panë burimin e Zemzemit dhe pranë tij Haxheren dhe djalin e saj, Ismailin.

Një fis i tyre u vendos në atë luginë, dhe Ismaili kur u rrit u martua me një vajzë të tyren. E më vonë iu shtuan fëmijët, dhe vendi u bë i njohur me emrin Ummul-Kura ose Mekë. Prej bijve të Ismailit u bënë fiset arabe. Kështu Allahu e pranoi lutjen e Ibrahimit, alejhis-selam.

# MËSIMI I DYTË

## BEJTUL-HARAMI (QABJA)

Ibrahimi, paqja qoftë mbi të, e kishte zakon të vizitonte djalin e vet Ismailin, i cili qe bërë një djal trim dhe shumë i shkathët në kalërim dhe gjueti. Të gjithë e nderonin.

Kur Ibrahimi, alejhis-selam, erdhi për herë të fundit, Allahu e urdhëroi Ibrahimin që ta ndërtojë Qaben në Mekë së bashku me djalin e vet, Ismailin. Ibrahimi e ndërtoi Qaben, e në këtë punë e ndihmoi edhe djali i tij i dëgjueshëm. Ky vend u bë Kible (vend nga drejtohen njerëzit) e arabët e vizitonin atë si pjestarë të fesë së Ibrahimit, alejhis-selam.

Meka u bë qytet me rëndësi, se në të gjendej Qabja - Bejtul-Haram, dhe fiset në të nuk luftonin mes vete. Fëmijët e Ismailit, paqja qoftë mbi të, u shtuan dhe prej tyre e kanë prejardhjen kurejshitët, të cilët mbetën në Mekë. Kurejshitët rronin jetë të qetë, në një begati të plotë dhe merreshin me tregti. Gjatë verës shkonin në Sham, kurse gjatë dimrit në Jemen, nga edhe sillnin mallra të ndryshme. Kështu, u pranua lutja e Ibrahimit dhe Allahu u dha atyre begati të ndryshme.

# MËSIMI I TRETË

## PRONARËT E ELEFANTIT

Abisinasit hynë në Siujdhesën Arabe dhe e pushtuan Jemenin. Sundues kishin Ebreha Habeshin. Kur Ebrehaja mori vesh për qytetin e Mekës dhe Bejtul-Haramin - Qaben dhe se arabët e vizitonin atë çdo vit, deshi që t'i largojë ata nga vizita e tyre në Mekë, ndaj për këtë ndërtoi kishën në Sana' dhe i thirri njerëzit ta vizitonin atë. Mirëpo, megjithatë, njerëzit nuk shkuan në Sana', por edhe më tej vazhduan të bënin haxhxhin në Mekë. Ebreheja për këtë u hidhërua shumë dhe përgatiti një ushtri të fortë dhe elefantë për të shkatërruar Qaben, ndaj edhe u nis me këtë ushtri drejt Mekës. Kur arrinte në një vend, njerëzit filluan të iknin nga frika prej kësaj ushtrie të hatashme dhe nga elefantët. Kështu, gjersa arritën në afërsi të Mekës. Kur kurejshitët dëgjuan për këtë, u larguan nga Meka në maja bjeshkësh, ngase nuk mund t'i bënin ballë Ebrehesë. Mirëpo, Allahu i Fuqishëm i dërgoi ushtrisë së Ebrehesë zogj nga qielli që mbanin gurë dhe i gjuanin ato kundër ushtrisë, gjersa i mbytën të gjithë. Kështu, Allahu e mbrojti Qaben nga shkatërrimi i Ebrehesë. Atë vit lindi Pejgamberi ynë, Muhammedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, e ai vit u quajt "viti i elefantit."

# MËSIMI I KATËRT

## KUSH ËSHTË PEJGAMBERI YNË?

Ai është Muhammedi, i biri i Abdull-llahut i biri i Abdul-Mutalibit i biri Haxhim el-Kurejshi el-Adnanit, i cili ka prejardhje prej Ismailit, alejhis-selam, të birit të Ibrahimit, alejhis-selam. I ati, Abdull-llahu, vdiq disa muaj para se të lindte Pejgamberi ynë.

Nëna e tij është Eminia e bija e Vehb Ibn Abdul-Menafit.

Ajo i ka dhënë gji atij një vit. Ka qenë zakon i arabëve që t'i dërgojnë fëmijët nëpër fise të shkretëtirës, që ta mësojnë në mënyrë të pastër gjuhën arabe dhe që të rrojnë jetë beduine, larg nga jeta e këndshme e qytetit dhe problemet e tij. Ajo që i dha gji të Dërguarit të Allahut, alejhis-selam, ishte nga fisi Beni Sa'd, me emrin Halime Es-Sa'dije, e cila kohë pas kohe e sillte Muhammedin, alejhis-selam, në Mekë, për ta parë atë nëna e tij dhe gjyshi i tij, Abdul-Mutalibi.

Kur i mbushi gjashtë vjet, nëna e mori me vete në Medine, për të vizituar dajët e vet nga fisi Benu Nexhar. Gjatë kthimit të karvanit nga Medina, ajo u sëmur dhe vdiq. Kështu, Pejgamberi ynë mbeti jetim, pa babë dhe nënë, kur ishte vetëm gjashtë vjeç.

Kujdesjen për të pas kësaj e mori gjyshi i vet, Abdul-Muttalibi, gjersa mbushi tetë vjeç, kur edhe i vdiq gjyshi, e pas kësaj për të filloi të kujdeset xhaxhai i tij, Ebu Talibi.

# MËSIMI I PESTË

## FËMIJËRIA DHE RINIA E TË DËRGUARIT, alejhis-selam

I Dërguari, alejhis-selam, ishte i sinqertë, i besueshëm, inteligjent dhe të gjithë e donin. Xhaxhai i vet, Ebu Talibi, kishte shumë fëmijë dhe ishte i varfër. I Dërguari, alejhis-selam, e ndihmonte, duke punuar edhe si bari, i ruante delet e kurejshitëve jashtë Mekës. Kur mbushi trembëdhjetë vjeç, shkoi me të ungjin, Ebu Talibin, në Sham.

I Dërguari i Allahut i urrente idhujt dhe asnjëherë në jetën e tij nuk u ishte lutur atyre.

Në Mekë rronte një femër e pasur me prejardhje fisnike, e cila quhej Hatixhe Bint Huvejlid. Kur dëgjoi për besnikërinë e Pejgamberit, alejhis-selam, kërkoi nga ai që të bëjë tregti me mallrat e saj. Ai udhëtoi në Sham dhe u kthye me një fitim të madh, gjë që e rriti interesimin e saj për të. U martua me të Dërguarin e Allahut, alejhis-selam, kur ai ishte 25 vjeç e ajo 40 vjeç.

Hazreti Hatixhja lindi të gjithë fëmijët e Pejgamberit, alejhis-selam, e ata janë: “Kasimi, Abdull-llahu (Tahiri), Zejnebja, Rukija, Fatimja dhe Ummu Kulthumi.

# MËSIMI I GJASHTË

## PEJGAMBERLLËKU I TË DËRGUARIT, alejhis-selam

Pejgamberi ynë, Muhammedi, paqja qoftë mbi të, i urrente idhujt gjatë gjithë jetës së vet, gjithçka pas së cilës ishte dhënë populli i tij, si adhurimi i idhujve dhe punët e këqija, ndaj edhe refuzonte që t'u bashkohej në këtë lajthitje të tyren, prandaj vetmohej shumë dhe largohej nga populli i tyre.

I Dërguari, alejhis-selam, kalonte ditë dhe net të tëra në shpellën Hira (në kodrën Nur, në afërsi të Mekës), ku i lutej Allahut dhe mendonte për krijesat e Tij. Në një prej netëve të muajit Ramazan, të vitit 611, në shpellën Hira erdhi meleku Xhibril, melek ky që ua pat zbritur shpalljet të Dërguarve të Allahut.

E shtrëngoi të Dërguarin e Allahut dhe i tha: "Lexo!" I Dërguari i Allahut iu përgjigj: "Unë nuk di të lexoj!" Atëherë e shtrëngoi për herë të dytë dhe i tha: "Mëso, lexo!", e ai edhe një herë i tha: "Unë nuk di të lexoj!"

E shtrëngoi meleku për herë të tretë dhe i tha: ***"Lexo, me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi** (çdo gjë). **Krijoi njeriun nga një droçkë gjaku** (në mitrën e nënës). **Lexo! Se Zoti yt është më bujari. Ai që e mësoi** (njeriun) **të shkruajë me penë. I mësoi njeriut atë që nuk e dinte."** (El-'Alak 1-5)*

Pas kësaj Pejgamberi, alejhis-selam, u kthye te Hatixhja, duke u dridhur dhe tha: "Më mbulo, më mbulo", atëherë ajo e qetësoi atë.

Më vonë ajo shkoi te xhaxhai i saj, Veraka Ibn Nevfeli, i cili i njihte mirë librat qiellor (shpalljet) dhe i tregoi se çfarë i kishte ndodhur Pejgamberit, alejhis-selam, në shpellën Hira. Vereka i tha se ai kishte qenë Xhbrili, i cili i pati ardhur edhe Musait, alejhis-selam. Atëherë Hatixhja e besoi shpalljen dhe qe e

para e cila besoi në pejgamberllëkun e tij, Allahu qoftë e kënaqur me të.

# MËSIMI I SHTATË

## THIRRJA NË ISLAM

Allahu e urdhëroi të Dërguarin e Vet, Muhammedin, që t'i thërrasë njerëzit në Islam dhe ia shpalli këto ajete:

***"O ti i mbuluar! Ngrihu dhe tërhiqua vërejtjen** (duke i thirrur). **Dhe madhëroje Zotin tënd."** (El-Muddethir, 1-3)*

Mirëpo, kurejshitët i adhuronin idhujt dhe nuk lejonin askë që t'i sulmojë dhe e luftonin atë që mundohej ta bënte këtë. Pejgamberi, alejhis-selam, në fillim i thërriste njerëzit në Islam fshehtazi, e Hatixhja qe e para që pranoi Islamin. Prej burrave i pari qe Ebu Bekri, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, shoku i Pejgamberit, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të. Prej fëmijëve Aliu, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, i pari që pranoi Islamin, ndërsa prej robërve i pari qe Zejd Ibn Harithi. Muhammedi, alejhis-selam, e kreu misionin e tij fshehurazi për tre vjet të plota, gjatë së cilës takohej me sahabët (shokët) e tij në shtëpinë e Erkam Ibn Ebil-Erkamit. Kështu derisa iu shpallën këto Fjalë të Allahut: ***"Publiko haptazi atë për të cilën urdhërohesh, e hiqu idhujtarëve."*** (El-Hixhr, 94) (që do të thotë paraqitu haptazi dhe thirri njerëzit në Islam.)

Pas këtij urdhri, Pejgamberi u ngjit në kodrën Safa dhe i thirri njerëzit që të mblidhen. Pasi u mblodhën, ai i ftoi në Islam dhe thirri që t'i largohen adhurimit të idhujve. Kjo e hidhëroi shumë Ebu Lehebin, i cili tha: "Qofsh i shkatërruar! A për këtë na ke tubuar? Atëherë Allahu i shpalli këto ajete: ***"Qoftë i shkatërruar Ebu Lehebi, ai më është shkatërruar! Atij nuk i bën dobi pasuria e vet, e as ajo çka fitoi. Ai do të hyjë në një zjarr të ndezur flakë. E edhe gruaja e tij, ajo që***

***barti dru** (ferra). **E në qafën e saj ajo ka një litar të përdredhur.**”* (El-Mesed 1-5)

Pas kësaj, Pejgamberi, alejhis-selam, vazhdoi që haptazi të thërrasë popullin e tij në Mekë, për dhjetë vjet të plota.

# MËSIMI I TETË

## DURIMI I MUHAMMEDIT, alejhis-selam, NË MUNDIME

Kurejshitët nuk ishin të kënaqur me paraqitjen e Islamit, e sidomos kur Muhammedi, alejhis-selam, u paraqit haptazi duke thirrur në Islam.

Për këtë shkak, u munduan që ta përfitojnë atë me mall dhe pozitë, mirëpo Muhammedi, alejhis-selam, në mënyrë të prerë refuzoi duke thënë: “Pasha Allahun! Sikur të ma kishin dhënën Diellin në dorën e djathtë e Hënën në dorën e majtë që ta lë këtë fe, nuk do ta kisha lënë.”

Kur kurejshitët morën vesh për këtë thënie të pakontestueshme të Muhammedit, alejhis-selam, i shtuan torturat ndaj muslimanëve. Pejgamberin e quajtën rrenacak, dhe magjistar dhe budalla. Në rrugën ku ecte hidhnin ndytësira dhe kur falej në Qabe i vinin ndytësira në shpinë. Në mesin e sahabëve të munduar ishin edhe Bilali, Habbabi dhe Amr Ibn Jasiri. Kurejshitët i goditnin ata me kamxhikë, i digjnin dhe i damkosnin me mjete të skuqura në zjarr, me qëllim që të largoheshin nga Islami. Disa prej sahabëve edhe kishin vdekur si rezultat i mundimeve, sikur Summeja dhe Jasiri, të cilët janë shehidët e parë në rrugë të Allahut.

Sahabët e tjerë qenë të detyruar të shpërnguleshin në Abisini (Etiopi), duke ikur në mbrojtje të fesë së tyre, meqenëse edhe Pejgamberi i kishte urdhëruar ta bënin këtë. Ata e lëshuan Mekën, pa u vërejtur, dhe u nisën matanë detit për në Abisini. Mbreti Nexhashiu ishte sundues i drejtë dhe muslimanët i priti me zemërgjerësi. Kurejshitët, kur kuptuan se çfarë kishte ndodhur, dërguan një delegacion për ta bindur mbretin Nexhashi që t’i kthejë ata. Ai e refuzoi këtë, ngase ishte i bindur në sinqeritetin e besimit të tyre, por edhe vetë e pranoi Islamin.

# MËSIMI I NËNTË

## BESATIMI I PARË NË AKABE

Të gjitha fiset arabe, pa përjashtim, në ditët e haxhit vinin në Mekë për të kryer haxhin dhe zakonisht vendoseshin në Mine. Muhammedi, alejhis-selam, e shfrytëzonte këtë rast, dhe natën i vizitonte këto fise fshehurazi dhe i thërriste në Islam. Prej fiseve më të njohura arabe të Medines ishin fisi Evs dhe Hazrexh. Ndërmjet këtyre dy fiseve arabe kishte luftë vazhdimisht. Përveç këtyre fiseve, në Medine jetonin edhe fise çifutësh. Çifutët u kërcënoheshin fiseve Evs dhe Hazrexh duke u thënë: "Neve do të na dërgohet një profet, të cilit do t'i zbresë shpallja. Ne do ta pasojmë atë dhe ai do të na udhëheqë në luftë kundër jush."

Haxhi në të cilën erdhën delegacionet nga fiset Evs dhe Hazrexh ishte në vitin e 11 pas shpalljes. Një natë, ndërsa Muhammedi, alejhis-selam, ishte në Akabe në Mine, dëgjoi zëra njerëzish dhe iu afrua atyre. Ata ishin nga Medina, të fisit Hazrexh, dhe ishin 6 veta. Muhammedi, alejhis-selam, u afrua dhe i pyeti: "Kush jeni ju?" Ata iu përgjigjën: "Ne jemi nga fisi Hazrexh!" Pejgamberi përsëri pyeti: "Ju, pra jeni aleatët e çifutëve?" "Po!" - u përgjigjën.

Atëherë u propozoi të ulen, në mënyrë që t'u drejtohet atyre, gjë të cilën ata edhe e pranuan. Muhammedi, alejhis-selam, ua sqaroi disa gjëra përkitazi me Islamin dhe misionin e tij dhe i thirri në fenë e Allahut dhe ua lexoi atyre një pjesë nga Kur'ani. Atëherë ata i thanë njëri-tjetrit:

"Ta dini se ai është i Dërguari me ardhjen e të cilit na kërcënoheshin çifutët, ndaj mos lejoni që të na e kalojnë në pranimin e thirrjes së tij."

Pastaj pranuan thirrjen e tij dhe përqafuan Islamin. Këta njerëz ishin me të kuptueshmit në Jethrib (Medine), e lufta tashmë i kishte lodhur, ndaj dëshironin që misioni i Muhammedit, alejhis-selam, të ishte zgjidhje për ndërprerjen e luftës. Vazhduan duke i thënë Pejgamberit:

"Ne e kemi lënë popullin tonë në aso shkallë armiqësie dhe së keqeje, si asnjë popull në botë, ndaj kemi shpresë tek Allahu që t'i bashkojë ata nëpërmjet teje. Ne do të kthehemi dhe do t'i thërrasim në atë që thërret ti dhe do t'u tregojmë nga feja atë që na ke thirrur ti dhe në çka të jemi përgjigjur. Nëse Allahu i mbledh rreth teje, nuk do të ketë njeri më të nderuar se ti!"

Me ardhjen e këtij grupi njerëzish në Medine, erdhi edhe misioni islam, dhe shumë shpejt nuk mbeti shtëpi ku nuk dihej për Muhammedin, alejhis-selam. Vitin e ardhshëm erdhën në haxh 12 veta nga ky fis. Në mesin e tyre ishin edhe 5 veta që kishin qenë në haxh një vit më parë. Ata ia dhanë besën Pejgamberit se do t'i jenë besnik Islamit dhe ai e dërgoi me ta Mus'ab Ibn Umejrin që t'ua mësonte banorëve të Medines Islamin dhe që t'i thërriste ata në Islam. Menjëherë, me ardhjen e tij në Medine, ai filloi t'i thërrasë njerëzit në Islam dhe shumë njerëz e pranuan thirrjen e tij. Mus'ab Ibn Umejri e mori ofiqin El-Mukri (ai i cili e lexon bukur Kur'anin), për arsye se i mësonte njerëzit të lexojnë Kur'an.

# MËSIMI I DHJETË

## BESATIMI I DYTË NË AKABE

Vitin e ardhshëm (viti i trembëdhjetë i pejgamberisë), nga Medina u nisën karvane të mushkrikëve të Medines me qëllim të kryerjes së Haxhit. Në mesin e tyre ishin edhe 71 muslimanë të cilët e kishin pranuar Islamin dhe kishin marrë pjesë në besatimin e Akabes. Mirëpo, për këtë nuk dinte askush. Kur arritën në Mekke, këta muslimanë ranë në kontakt fshehurazi me të Dërguarin, paqja qoftë mbi të, dhe u morën vesh që të takohen me të një natë Bajrami në luginën e vogël mes kodrave te Xhemretul-Akabe në Mine.

Në natën që duhej të takoheshin me Pejgamberin, këta muslimanë u futën në çadra së bashku me popullin e tyre. Pasi kaloi një e treta e natës, ata u çuan dhe duke kaluar përmes çadrave u takuan me Muhammedin, alejhis-selam, në vendin e caktuar në luginë. Gjithsej 73 veta, prej të cilëve 2 gra.

Aty ia dhanë besën të Dërguarit dhe i premtuan se do të luftojnë për Islam dhe do ta mbrojnë atë, si dhe do ta ruajnë dhe do ta mbrojnë Pejgamberin nga çdonjëri që mundohet ta sulmojë, qoftë ai arab a jo, në mënyrë që Pejgamberi, alejhis-selam, ta përhapte fenë e Allahut.

Në fund e pyetën të Dërguarin, alejhis-selam:

"Çfarë do të fitojmë nëse e zbatojmë këtë që kemi premtuar, o i Dërguari i Allahut?"

Ai u përgjigj: "Xhenetin!"

# MËSIMI I NJËMBËDHJETË

## PARASHENJAT E HIXHRETIT (SHPËRNGULJES)

Medina u bë vendbanim i muslimanëve dhe vend ku mund të qëndronin pa pengesë. Për këtë shkak, Muhammedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, u lejoi shokëve të vet që ta bënin hixhretin në Medine. Në mënyrë të fshehtë e lëshuan Mekkën duke lënë mbrapa çdo gjë që patën: gratë, fëmijët dhe mallin e tyre, ngase mushrikët nuk ua lejonin t'i merrnin me vete. Një nga muhaxherët e parë qe Ebu Seleme. Kur deshi të dalë nga Mekka, të afërmit e gruas së vet i thanë: "Nuk të lejojmë që të marrësh edhe bijën tonë." Kjo e hidhëroi familjen e Ebu Selemes dhe thanë: "Ne nuk do të lejojmë që ta merrni djalin tonë (duke aluduar në djalin e Ebu Selemes)." Atëherë edhe njëra edhe tjetra palë e kapën djalin duke e tërhequr për dore, derisa ia nxorën dorën nga vendi. Ebu Seleme e lëshoi Mekken duke lënë në të gruan dhe djalin me dorë të përdredhur.

Kur Suhejbi vendosi ta shpërngulej në Medine, idhujtarët i thanë: "Kur erdhe në mesin tonë ishe një lypës, i varfër dhe i nënçmuar. E pastaj u pasurove te ne dhe arrite pozitë, e tani dëshiron të largohesh së bashku me pasurinë tënde. E kjo nuk bën assesi."

Suhejbi në u tha:

"Nëse unë jua lë pasurinë time, a do të më kishit lëshuar?" "Po!" - iu përgjigjën ata. Ai tha: "Unë po jua lë pasurinë time."

Idhujtarët zunë disa nga sahabët dhe i burgosën nëpër shtëpi, ua lidhën këmbët dhe duart, por, edhe përkundër kësaj, sahabët bënin hixhret për hir të Allahut duke ua lënë mushrikëve gjithçka që kishin. Prandaj edhe u quajtën muhaxhirë.

# MËSIMI I DYMBËDHJETË

## I DËRGUARI I ALLAHUT BËN HIXHRET NË MEDINE

Meqë shumica e sahabëve qenë shpërngulur në Medine, idhujtarët i kaploi frika dhe nervozizmi, se e ndienin rrezikun e shpërnguljes së Islamit në Medine, për arsye se me këtë akt Islami dhe muslimanët kishin fituar rastin që të forcoheshin dhe që t'u kundërviheshin, ose së paku t'ua mbyllnin atyre rrugën nëpër të cilën shkonin në Sham për tregti. Për këtë shkak, ata u takuan në kuvendin e tyre dhe biseduan për atë se çfarë duhej bërë me Muhammedin, alejhis-selam.

Një nga ata propozoi ta burgosnin, mirëpo të tjerët e refuzuan këtë propozim me arsyetim se misioni tij do të zgjerohej dhe se do të vinin shokët e tij për ta liruar atë nga burgu. Pastaj, Ebu Xhehli propozoi ta mbysnin, mirëpo në atë mënyrë që fisi i tij të mos mund të hakmerret. Ebu Xhehli propozoi që të zgjidhet nga çdo fis nga një djalë i ri, t'u japin atyre nga një shpatë, e pastaj këta të rinj ta sulmonin Pejgamberin në të njëjtën kohë dhe ta mbysnin atë. Kështu, të gjitha fiset do të merrnin pjesë në vrasjen e Muhammedit, alejhis-selam, e fisi i tij nuk do të mund të luftonte kundër të gjitha fiseve dhe kështu do të pajtoheshin me gjakun.

Muhammedi, alejhis-selam, para kësaj ishte marrë vesh me shokun e vet Ebu Bekrin që të bënin hixhret. Ebu Bekri i kishte përgatitur për rrugë dy deve dhe ishte marrë vesh me të Dërguarin që Mekkën ta leshonin natën.

Kurejshitët u morën vesh që të tubonin të rinjtë e të gjitha fiseve dhe ta mbysnin Pejgamberin në shtëpinë e tij pas mesnate. Atë natë Muhammedi, alejhis-selam, hyri në shtëpinë e vet për të fjetur, mirëpo nuk e kaloi atë natë në shtëpi, por e urdhëroi Aliun të shtrihej në shtratin e vet dhe të mbulohej me

xhyben e vet të gjelbër, në mënyrë që kurejshitët të mendonin se Muhammedi po flinte.

Muhammedi, alejhis-selam, atëherë doli nga shtëpia dhe kaloi pranë mushrikëve, por ata nuk e panë, ngase Allahu Fuqiplotë atë moment ua mori të parët. Ai, pastaj, shkoi në shtëpinë e Ebu Bekrit, i cili po e priste atë. Dolën së bashku nga dera e prapme e shtëpisë, u nisën në drejtim të një kodre, në afërsi të Mekës dhe u fshehën në shpellën e quajtur "Thevr." Kur mushrikët në mëngjes kuptuan se Muhammedi, alejhis-selam, u kishte ikur, filluan ta merrnin në pyetje Aliun, e pastaj e dërguan në Qabe dhe atje e ndalën një kohë se ndoshta do t'u tregonte se ku gjendej Pejgamberi, mirëpo ai këtë nuk e bëri. Atëherë kurejshitët shpallën një shpërblim shumë tërheqës prej 2000 devesh për atë që do t'i sjell Pejgamberin dhe shokun e tij Ebu Bekrin të gjallë a të vdekur. Shpërblimet ishin mjaft tërheqëse, ndaj shumë kurejshitë dolën për t'i kërkuar ata. Mirëpo, Pejgamberi, alejhis-selam, dhe Ebu Bekri, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, qëndruan në shpellë tri ditë të plota. Natën u vinte djali i Ebu Bekrit, Abdull-llahu, i cili u binte ushqim dhe lajme për lëvizjet e kurejshitëve.

Pas tri netësh, para shpellës erdhi njeriu me të cilin Ebu Bekri qe marrë vesh qysh në Mekë dhe kishte sjellë edhe dy deve me vete, që qenë për Pejgamberin, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, dhe Ebu Bekrin, për udhëtimin e tyre në Medine. Te shpella erdhi edhe Esma, e bija e Ebu Bekrit, e cila me vete kishte sjellë ushqim dhe ujë të nevojshëm për udhëtim, mirëpo kishte harruar litarin me anë të të cilit do ta lidhnin ushqimin dhe ujin në deve. Mirëpo, asaj megjithatë iu kujtua që ta shqyejë mbulesën e vet dhe me të t'i lidhë gjërat. Për këtë Esma, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, është quajtur "pronarja e dy mbulesave."

Në Mekë kishte mbetur Aliu, të cilin Muhammedi, alejhis-selam, e kishte angazhuar që t'ua kthejë mekasve gjërat që i kishte pasur në ruajtje, për shkak të sinqeritetit dhe besueshmërisë së tij. Atëherë, Muhammedi, alejhis-selam, Ebu Bekri, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të, dhe treguesi i rrugës u nisën rrugës së largët dhe të panjohur, duke shpëtuar kështu nga kurejshitët. Pas disa ditësh arritën në cakun e tyre, në Medine.

# MËSIMI I TREMBËDHJETË

## PEJGAMBERI NË MEDINE

Muslimanët në Medine me padurim po pritnin takimin e tyre me të Dërguarin e Allahut, alejhis-selam, ndaj çdo ditë dilnin jashtë Medines duke pritur që të paraqitej.

Kur i Dërguari me në fund mbërriti, ata bërtitën të gëzuar duke e madhëruar Allahun (duke i shqiptuar tekbiret).

Në Medine Muhammedi, alejhis-selam, u vendos te kushërinjtë e vet nga fisi Benu-Nexhar, në shtëpinë e Ebu Ejjub El-Ensariut, e me të mbërritur në Medine, në vendin ku u shtri deveja e vet, bëri këto gjëra:

1. Ndërtoi xhami, e cila edhe sot e kësaj dite është në vendin e vet të parë. Një namaz i falur në të është sa një mijë namaze të falura në vend tjetër (përveç namazit në Qabe dhe në Mesxhidil-Aksa).

2. I vëllazëroi muhaxhirët (emigrantët v.p.) dhe ensarët (ndihmuesit v.p.)

3. I pajtoi fiset Evs dhe Hazrexh, dhe lufta dhe armiqësitë ndërmjet tyre pushuan.

4. Me hebrenjtë e Medines nënshkroi një traktat (marrëveshje), me të cilën i rregulloi marrëdhëniet mes muslimanëve dhe hebrenjve.

Ensarët (muslimanët e Medines) i pritën muhaxhirët në mënyrën më të mirë dhe me ta i ndanë pasuritë dhe shtëpitë e veta dhe u bënë vëllezër në fe. Allahu i Madhërishëm zbriti edhe një ajet në të cilin i lavdëron Ensarët. Ajeti është: "... dhe i parapëlqejnë ata (të shpërngulurit) mbi veten e tyre, edhe pse ata vetë kishin nevojë për të."

# MËSIMI I KATËRMBËDHJETË

## BETEJA NË BEDR

Karvani që kurejshitët kishin dërguar në Sham për tregti, ishte duke u kthyer në Mekë. Karvani përbëhej prej 1000 devesh të ngarkuara me mallra dhe të mira të ndryshme.

Muhammedi, alejhis-selam, kur mori vesh për karvanin, u tha muslimanëve: "Ky është karvan kurejshitësh. Në të janë pasuritë tuaja (në të keni investuar paratë tuaja), andaj dilni dhe luftojini ata. Ndoshta Allahu e bën plaçkë tuajën!"

Dihet se muslimanët e kanë humbur tërë pasurinë e vet në Mekë dhe se mushrikët ua kanë marrë ato për vete.

Muhammedi, alejhis-selam, së bashku me 314 sahabë të tij dolën nga Medina me qëllim që ta ndalnin karvanin.

Ata kishin vetëm 2 kuaj dhe 70 deve, kështu që 3 muslimanë duhej të ndëroheshin njëri pas tjetrit mbi një deve.

Muslimanët shkuan kështu derisa arritën në vendin e quajtur Bedr. Kur Ebu Sufjani, udhëheqësi i karvanit, mori vesh se Muhammedi, alejhis-selam, kishte dalë me shokët e tij për ta ndalur karavanin, ai e ndërroi drejtimin e udhëtimit, dhe dërgoi në Mekë një lajmëtar, në mënyrë që të sillte ndihmë dhe kështu ta shpëtonte karavanin.

Kurejshitët menjëherë përgatitën një ushtri prej rreth 1000 vetash, prej të cilëve 100 kalorës ishin nën komandën e Ebu Xhehlit.

Ebu Sufjani me karvanin e vet ia kishte dalë që t'u ikte muslimanëve dhe të shpëtonte dhe menjëherë për këtë i lajmëroi kurejshitët në Mekë, mirëpo ata ishin të vendosur që t'i kundërvihen muslimanëve.

Kështu që kurejshitët dhe muslimanët u ndeshën në Bedr. Në natën para betejës, Allahu lëshoi një shi të rrëmbyeshëm mbi kurejshitët, i cili ua bëri terrenin me baltë dhe ua pamundësoi të lëviznin.

Në anën tjetër, shiu të cilin Allahu e lëshoi mbi muslimanët, ishte i butë dhe vetëm sa ua përforcoi tokën ndër këmbët e tyre.

Nata para betejës ishte nata para ditës së premte. Muslimanët u vendosën, Pejgamberi, alejhis-selam, u fal dhe iu lut gjatë Allahut të Madhërishëm.

Të nesërmën filloi beteja. Allahu u dërgoi në ndihmë muslimanëve melekët që të luftojnë kundër kurejshitëve.

Muslimanët në këtë betejë vranë 70 mushrikë dhe po aq robëruan. Kështu që kjo betejë përfundoi me fitoren e muslimanëve.

Në këtë betejë vdiqën paria e kurejshitëve, e në mesin e tyre ishte edhe Ebu Xhehli. Atë e vranë dy të rinj muslimanë nga radhët e Ensarëve, emrat e të cilëve ishin Mu'adh dhe Muavidh. Para betejës i pyetnin sahabët për Ebu Xhehlin dhe kërkonin prej tyre që t'ua tregojnë atë, ngase dëshironin ta vritnin, meqë ai e kishte munduar të Dërguarin e Allahut, alejhis-selam.

# MËSIMI I PESËMBËDHJETË

## BETEJA ME FISIN BENU-KAJNUKA

Ky fis hebrenjsh ishte fisi më i pasur i Medines, për arsye se merreshin me tregti ari. Ata kishin vendbanime të veçanta në Medine dhe ishin fis i fortë. I kishin 700 ushtarë. Asnjëherë nuk e pranuan Islamin dhe e urrenin Pejgamberin, alejhis-selam, dhe muslimanët dhe ua donin të keqen. Në një rast, një grua muslimane kishte shkuar në pjesën ku hebrenjtë kishin dyqanet e veta dhe kishte dashur të blente diçka nga një artar. Ndërsa po qëndronte në treg, njëri nga shitësit dhe punëtorët e tij u kthyen që ta zbulonin fytyrën e saj. Lidhën një litar në një qoshe të fustanit të saj. Kur mbulesa ra, ajo bërtiti dhe një musliman i doli në ndihmë asaj dhe e vrau hebreun. Pas kësaj, një grup hebrenjsh iu vërsulën atij dhe e vranë. Kur Muhammedi, alejhis-selam, mori vesh për këtë ndodhi, e mblodhi ushtrinë dhe u nis ta luftojë këtë fis. Hebrenjtë atëherë u tërhoqën në keshtjellat e veta. Kështu që muslimanët i mbajtën të rrethuar ata 15 ditë të plota. Pas pesëmbëdhjetë ditësh, frika i kaploi zemrat e hebrenjve dhe ata u dorëzuan. Muhammedi, alejhis-selam, atëherë ata i dëboi nga Medina, e armët dhe pasuritë e tyre ua ndau muslimanëve.

# MËSIMI I GJASHTËMBËDHJETË

## BETEJA NË UHUD

Kurejshitët qenë pikëlluar shumë për shkak të njerëzve të vdekur në Bedr, prandaj filluan përgatitjet për t'u hakmarrë. Përgatitën një ushtri prej 3000 ushtarësh. Kur dëgjoi për këtë Muhammedi, alejhis-selam, përgatiti 700 luftëtarë dhe u vendos me ta në afërsi të kodrës së Uhudit. Në një kodër më të vogël vendosi shigjetarët, detyra e të cilëve ishte që ta mbrojnë prapavijën e muslimanëve dhe t'i godasin kalorësit e tyre me shigjeta, nëse përpiqen t'u dalin muslimanëve nga shpina.

Në fillim të betejës muslimanët përparuan e mushrikët u zmbrapsën. Kur panë se çfarë po ndodhte, këta shigjetarë zbritën nga kodra, edhe pse i Dërguari, alejhis-selam, kishte urdhëruar që në asnjë rast të mos e lëshonin atë.

Ata menduan se luftimet përfunduan, ndaj zbritën nga kodra dhe filluan të mblidhnin plaçkat e luftës. Këtë e shfrytëzoi udhëheqësi i kalorësve të mushrikëve, Halid Ibn Velidi, i cili me kalorësit e vet u doli prapa kodre dhe i goditi muslimanët nga shpina. Atëherë muslimanët u gjetën mes dy zjarresh dhe për këtë shkak 70 sahabë mbetën të vrarë, në mesin e të cilëve Hamza Ibn Abdul-Muttalibi, xhaxhai i Pejgamberit. Humbjet e mushrikëve ishin 37 të vrarë.

# MËSIMI I SHTATËMBËDHJETË

## BETEJA E HENDEKUT (BETEJA KUNDËR ALEATËVE)

Disa nga paria e hebrenjve të Medines shkuan te kurejshitët në Mekë për t'i bindur ata në luftë kundër Muhammedit, alejhis-selam. Ata me këtë rast u premtuan atyre ndihmë.

Ata i bindën edhe disa fise arabe, kështu që numri i përgjithshëm i mushrikëve nga fiset Kurejsh, Gatafan etj, ishte rreth 10000 luftëtarë, të quajtur "aleatë". Të gjithë ata u drejtuan për në Medine.

Muhammedi, alejhis-selam, kur mori vesh për qëllimet e "aleatëve", kërkoi këshillë nga shokët e tij, ndaj Selman el-Farisi dha idenë që të hapet një hendek i madh nëpër luginë në një anë të Medines, nga ana ku mushrikët kishin mundësi të vinin në Medine. Të gjithë sahabët morën pjesë në hapjen e këtij hendeku - kanali, e me ta edhe i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të.

Kur arritën në Medine, mushrikët panë para tyre kanalin të cilin nuk mund ta kalonin dot, ndaj u vendosën para tij.

Allahu, pastaj ua dërgoi një shtrëngatë të tmerrshme, që i shkatërroi çadrat e mushrikëve dhe futi tmerrin në zemrat e tyre. Përveç kësaj, hebrenjtë të cilët u kishin premtuar ndihmë mushrikëve, braktisën ata, kështu që ata u kthyen në drejtim të Mekës të turpëruar.

Muhammedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, pas kësaj, iu drejtua hebrenjve të fisit Benu Kurejdha dhe pas luftimeve fitoi. Kështu, muslimanët i morën kështjellat e tyre. Ishte ky dënim për tradhtinë e tyre dhe prishjen e marrëveshjes.

# MËSIMI I TETËMBËDHJETË

## HYRJA NË MEKË (ÇLIRIMI I MEKËS)

Vitin e gjashtë sipas hixhretit, Muhammedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, u nis me shokët e vet në drejtim të Mekës për të kryer umren.

Mirëpo, mushrikët nuk i lejuan që të hyjnë në Mekë, por, pas bisedimeve, bënë një marrëveshje, e cila më vonë u quajt “Marrëveshja e Hudejbiesë”.

Ndër pikat që përmbante kjo marrëveshje, ishte edhe ajo se muslimanët do të mund ta kryenin umren vitin e ardhshëm dhe që lufta do të ndërpritej në dhjetë vitet e ardhshëm.

Mirëpo, mushrikët nuk respektuan premtimin dhe e prishën marrëveshjen e nënshkruar, duke e ndihmuar fisin Bekr në luftë kundër fisit Huza’a, aleatit të të Dërguarit, alejhis-selam.

Atëherë një delegacion i fisit Huza’a vajti te Pejgamberi duke u ankuar për mashtrimin (tradhtinë) e çifutëve.

Muhammedi, alejhis-selam, menjëherë e përgatiti një ushtri prej dhjetë mijë luftëtarësh dhe u nis për në Mekë, e çliroi atë nga mushrikët, i theu të gjithë idhujt përreth Kabes, pastaj bëri tavafin.

Muhammedi, alejhis-selam, ua fali mekasve, prandaj shumica e tyre e pranuan Islamin.

Pas çlirimit të Mekës, Islami u përhap në tërë Gadishullin Arabik, e në Medine vazhdimisht vinin delegacione të fiseve arabe duke shpallur kështu hyrjen e tyre në Islam.

Kështu, Allahu e lartësoi fenë e Tij, dhe e nënçmoi mosbesimin dhe jobesimtarët.

# MËSIMI I NËNTËMBËDHJETË

## HAXHI I LAMTUMIRËS

Vitin e dhjetë sipas hixhretit Muhammedi, alejhis-selam, në shoqëri të mijëra muslimanëve, u nis për në Mekë, me qëllim të kryerjes së haxhit. E kreu atë dhe u tregoi njerëzve mënyrën e kryerjes së tij.

Ky haxh u quajt "Haxhi i Lamtumirës."

Gjatë kohës së këtij, në ditën e Arafatit Allahu i Madhërishëm zbriti ajetin kur'anor:

***"Këtë ditë Unë e përsosa për ju fenë tuaj, plotësova Mirësinë Time mbi ju dhe zgjodha për ju Islamin si fe."***

Pas kthimit në Medine, Muhammedi, alejhis-selam, u sëmur. Sëmundja iu keqësua edhe më shumë, kështu që me 12 Rebiul-evvel, ditën e hënë, në vitin e 11 sipas hixhretit, në moshën 63 vjeçare, Muhammedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ndërroi jetë. U varros në Medine, kurse muslimanët u pikëlluan shumë. Mirëpo, ky pikëllim, nuk i pengoi që t'ia japin besën Ebu Bekrit, kënaqësia e Allahut qoftë mbi të. Kështu, ai u bë halifi i parë.

Allahu Lavdiplotë e thirri tek Ai Pejgamberin, alejhis-selam, pasi kishte kaluar 23 vjet në përhapje të fesë dhe xhihadit.

Bekimi i Allahut qoftë mbi Pejgamberin, shokët e tij dhe mbi ata të cilët e pasojnë Sunetin e tij deri në Ditën e Gjykimit.

# PYETJE PËR TESTIMIN E NJOHURIVE

*1. Allahu xh.sh. ka krijuar çdo gjë në tokë:*

a. Që njeriut t'i shërbejë për të jetuar dhe për të adhuruar Allahun xh.sh.
b. Që njeriu t'i shkatërrojë ato me luftëra.
c. Që njeriu të jetojë vetëm për të ngrënë dhe dhe për të pirë.

*2. Allahu na ka krijuar:*

a. Që të hamë, të pimë, të vdesim.
b. Që vetëm Atë ta adhurojmë dhe të mos i bëjmë shok (shirk) në adhurim.
c. Që të jetojmë me njerëz dhe të tubojmë pasuri.

*3. Adhurimi (ibadeti) bëhet:*

a. Vetëm në xhami.
b. Vetëm në shtëpi dhe xhami.
c. Në kryerjen e urdhrave të Allahut xh.sh. (si namazi, agjërimi, mirësia ndaj prindërve) dhe në largimin nga ndalesat e Allahut xh.sh. (si largimi nga prostitucioni, alkooli, mishi i derrit etj.).

*4. Nëse Allahu xh.sh. ma ka caktuar ndonjë të mirë:*

a. Atë mund të ma marrin njerëzit.
b. Atë nuk mund të ma marrë askush.
c. Nuk e di.

*5. Emrave të bukur të Allahut xh.sh. duhet:*

a. T'ua dimë kuptimet, t'i mësojmë dhe me ato ta lusim Allahun xh.sh.
b. T'ua dimë vetëm kuptimet.
c. Duhet vetëm t'i mësojmë.

*6. Në mesin e gjithë Pejgamberëve më i zgjedhuri është:*

a. Ibrahimi a.s.
b. Isai a.s.

c. Muhammedi a.s.

*7. Allahu xh.sh. na e ka zbritur Kur'anin me anë të Muhammedit a.s.:*

a. Që ta studiojmë dhe ta zbatojmë në jetën tonë në përgithësi.
b. Që ta lexojmë vetëm në xhami.
c. Që ta mësojmë përmendsh dhe ta lexojmë në xhami.

*8. I Dërguari i Allahut xh.sh. ka pasur:*

a. Mjekër e dendur, erë të këndshme dhe turp të madh.
b. Mjekër të dendur dhe konstruksion të fortë fizik.
c. Konstruksion të dobët fizik dhe turp të madh.

*9. Kur të përmendet Pejgamberi a.s.:*

a. Do të themi: "Allahu e mëshiroftë!"
b. Nuk do të themi asgjë.
c. Do t'i dërgojmë atij salavate.

*10. E kemi detyrim ta duam Pejgamberin a.s.:*

a. Më shumë se veten tonë.
b. Sa veten tonë.
c. Më pak se veten tonë.

*11. Për tregtinë e vet Hatixhja e ka zgjedhur Pejgamberin a.s.:*

a. Që t'ia shtojë pasurinë asaj.
b. Se donte ta ruante bagëtinë e vet.
c. Se ishte i sinqertë dhe nuk mashtronte.

*12. Pas zënkës së kurejshitëve në lidhje me Haxherul-Esvedin (Gurin e zi), në vendin e vet atë e vuri:*

a. Kurejshitët.
b. Pejgamberi a.s.
c. Ebu Talibi.

*13. Surja e parë e zbritur në Kur'an është:*

a. El-Fatiha.
b. En-Nas.
c. El-Alek (ikre).

*14. Mrekullia (muxhizja) më e madhe e Pejgamberit a.s. është:*

a. Kur'ani.
b. Ibadeti në shpellën Hira.
c. Beteja në Bedr.

*15. Libri që i është zbritur Muhammedit a.s. është:*

a. Ungjilli.
b. Kur'ani.
c. Zeburi.

*16. Respekti ynë ndaj Kur'anit manifestohet:*

a. Me leximin e Kur'anit nëpër xhami.
b. Me vetëm leximin dhe studimin e tij, por jo edhe me zbatimin e mësimeve të tij.
c. Me leximin, studimin dhe praktimin e tij.

*17. Pejgamberi a.s. thërriste në Islam:*

a. Vetëm nëpër xhami.
b. Vetëm në haxh.
c. Kudo që takonte njerëz.

*18. Pejgamberi a.s. ka vdekur:*

a. Pasi na ka mësuar të gjitha udhëzimet islame.
b. Pasi na ka mësuar vetëm rregullat e namazit, agjërimit dhe haxhxhit.
c. Pasi na ka mësuar vetëm disa udhëzime islame.

*19. Për shkak të mundimeve dhe torturave të shumta që i bënin Pejgamberit a.s. gjatë thirrjes në Islam:*

a. Ai humbi durimin dhe ndali thirrjen në Islam.
b. Askënd s'e udhëzoi në Islam.
c. Duroi dhe vazhdoi në thirrjen e tij dhe shumica e pranuan Islamin.

*20. Thotë Allahu xh.sh.: "E kush dëshiron fe jashtë Islamit, ajo nuk do t'i pranohet!" Këto Fjalë të Allahut na mësojnë se:*

a. Islami është feja e vetme e vërtetë dhe e pranuar tek Allahu xh.sh.
b. Allahu xh.sh. nuk i pranon ibadetet e askujt derisa nuk shqipton fjalën e dëshmisë - Shehadetin.
c. Edhe njëra dhe tjetra është e saktë.

*21. Detyrat tona ndaj Pejgamberit a.s. janë:*

a. Që të besojmë në atë me çka ka ardhur dhe është dërguar dhe se ai është i Dërguari i fundit, si dhe t'i zbatojmë ato që na urdhëron dhe mëson.
b. Që ta pranojmë dhe të besojmë se është Pejgmber.

c. Që vetëm ta duam.

*22. Fjalët që vërtetojnë Njësinë e Allahut në Islam kush i shqipton dhe punon sipas tyre do të hyjë në Xhenet. Ato fjalë janë:*

a. El-hamdulil-lah (Falënderimi i takon Allahut xh.sh.)
b. Salavate mbi të Dërguarin e Allahut xh.sh.
c. Të dëshmuarit se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet veç Allahut dhe se Muhammedi është rob dhe i Dërguar i Tij. ESH-SHHEDU EN LA ILAHE IL-LALLAH VE ESHHEDU ENNE MUHAMMEDEN ABDUHU VE RESULUHU.

*23. Shtylla e fesë dhe baza e dytë e Islamit është:*

a. Dhikri.
b. Ezani.
c. Pesë namazet obligative.

*24. Namazi me xhemat- në xhami është:*

a. Më i mirë se të falemi vetëm për 27 herë.
b. Më i mirë se të falemi vetëm për 10 herë.
c. I së njëjtës vlerë me faljen vetëm.

*25. Kur të dëgjohet ezani:*

a. Do të presim të vijmë në shtëpi, e pastaj do të falemi.
b. Pleqtë do të shkojnë në xhami dhe do të falen, ndërsa fëmijët dhe rinia nuk duhet.
c. Do t'i lëmë të gjitha punët tona dhe do të shkojmë në xhami për ta falur namazin.

*26. ALLAHUMME RABBE HADHIHID-DA'VETIT-TAMMEH, VES-SALATUL-KAIMEH 'ATI MUHAMMEDENIL - VESILETE VEL-FADILETE VE BATHHULL-LLAHUMME MEKAMEN MAHMUDENIL-LEDHI VEADTEH." Kjo lutje lexohet:*

a. Para ezanit.
b. Pas ezanit.
c. Pas abdestit.

*27. Renditja në abdest:*

a. Nuk është me rëndësi.
b. Është me rëndësi dhe nuk mund të lahen këmbët para fytyrës.
c. Edhe njëra edhe tjetra është e saktë.

*28. Kur dua të falem:*

a. Do të hyj në namaz ashtu si jam.
b. Do ta laj fytyrën dhe shuplakat e dorës.
c. Do të marr abdest ashtu siç ka marrë abdest i Dërguari a.s.

*29. Është mekruh (e urryer) në namaz:*

a. Të kthehet dhe të ngrihet shikimi.
b. Të lexohet Fatihaja (El-hamdulilahi ...)
c. Edhe njëra edhe tjetra.

*30. Etehijjatu lexohet:*

a. Si dua në sexhde.
b. Kur të hyjmë në namaz në rekatin e parë.
c. Në uljen e parë.

*31. Tesbih është të thuash 33 herë SUBHANALLAH, 33 herë EL-HAMDULIL-LAH, 33 herë ALLAHU EKBER dhe ta plotësosh atë duke thënë: LA ILAHE IL-LALL-LAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEH, LEHUL-MULKU VE LEHUL-HAMDU VE HUVE 'ALA KUL-LI SHEJ'IN KADIR. Kjo lexohet:*

a. Pas ezanit.
b. Para namazit.
c. Pas namazit.

*32. Muslimani është i detyruar t'i falë pesë namaze obligative:*

a. Do ta falë vetëm drekën, ikindinë dhe akshamin.
b. Do t'i falë ndonjëherë ose çdo të dytën ditë.
c. Çdo ditë.

*33. Vlera e sunetit:*

a. Na afron te Allahu xh.sh. dhe na i plotëson mangësitë e mundshme në farze.
b. Nuk ka nevojë për to.
c. Vetëm i plotëson lëshimet e mundshme në farze.

*34. Kur muslimani hyn në xhami:*

a. Do ta marrë gazetën dhe do ta lexojë atë derisa të fillojë namazi.
b. Do të ulet menjëherë, para se t'i falë dy rekate.
c. Do t'i falë dy rekate para se të ulet.

*35. Nëse më ka kaluar një rekat ose më shumë në namazin me xhemat dhe imam, pasi imami të japë selam:*

a. Do të ngrihem dhe do të fal atë që më ka kaluar.
b. Do të jap selam me imamin.
c. Edhe njëra edhe tjetra është e vërtetë.

*36. Namazi i Vitrit falet:*

a. Pas namazit të drekës.
b. Pas namazit të akshamit.
c. Pas namazit të jacisë.

*37. Muslimani ha:*

a. Vetëm me dorën e djathtë.
b. Vetëm me dorën e majtë.
c. Me të dy duart.

*38. Muslimani do ta lexojë Besmelën (Do të thotë bismil-lah):*

a. Pas ushqimit.
b. Para ushqimit.
c. Para dhe pas ushqimit.

*39. Kur të takohen dy muslimanë, kush prej këtyre të dy është më i mirë?*

a. Ai i cili përgjigjet në selamin e dhënë.
b. Ai i cili jep selam.
c. Për këtë çështje të dy janë të njëjtë.

*40. Nëse dua të hyj te dikush (në shtëpi, dhomë, zyrë...)*

a. Do të shikoj nëpër vrimën e çelësit ose në "sy" dhe do të shoh a është kush brenda.
b. Me trokitje në derë do të kërkoj që të më hapet ajo.
c. Për çdo rast do të trokas 3 herë në derë; nëse askush nuk më lajmërohet, do të kthehem.

*41. SUBHANEKE ALLAHUMME VE BIHAMDIKE, ESHHEDU EN LA ILAHE IL-LA ENTE, ESTAGFIRUKE VE ETUBU ILEJKE. Kjo lutje lexohet:*

a. Pas qëndrimit, duke kërkuar falje prej mëkateve të mundshme, të fituara gjatë saj.
b. Gjatë sexhdes në namaz.
c. Pasi të zgjohemi.

*42. Rrena është:*

a. Çdo fjalë e pavërtetë dhe haram.
b. Të flasësh për njerëz kur ata nuk janë prezentë, e po të ishin nuk do t'i pëlqenin ato.
c. Është e saktë edhe njëra edhe tjetra.

*43. Nëse dikë e lëndon në mahi:*

a. Shko dhe lëre ku është.
b. Kjo nuk të pengon.
c. Kërko ndjesë dhe kërkoja hallallin.

*44. Të bartësh fjalë të huaja (nemimet) është:*

a. Të përcjellësh lajme botërore nga radioja.
b. Të përhapësh thashesheme në mesin e njerëzve me qëllim të futjes së përçarjes mes tyre.
c. Të thuash fjalë të kundërta me të vërtetën.

*45. Kur të më sëmuret shoku, i shkoj në vizitë:*

a. Nga dashuria që kam ndaj tij, duke kërkuar shpërblimin tek Allahu xh.sh. për shkak se i jam përgjigjur thirrjes së Muhammedit a.s.
b. Nga frika që të mos më thotë: Pse nuk më ke vizituar?
c. Nga tradita, se është traditë që njerëzit t'i vizitojnë të sëmurët.

*46. Melekët kërkojnë falje (magfiret) për:*

a. Nxënësin e dobët.
b. Për njeriun e paditur.
c. Për nxënësin e dobishëm.

*47. Prindërit i respektojmë duke:*

a. U përgjigjur menjëherë kur na thërrasin.
b. Mos i shqetësuar me lojë dhe me zhurmë.
c. Edhe njëra edhe tjetra është e saktë.

*48. Respektimi i prindërve është:*

a. T'u shërbej tërë jetën dhe të mos i harroj kur unë të rritem e ata të plaken.
b. Që t'i dua shokët më shumë se ata.
c. Kur të nervozohem t'u bërtas atyre.

*49. Muslimani është i detyruar t'i mbajë lidhjet familjare:*

a. Duke i vizituar ata.
b. Duke i nderuar dhe duke ua falur kur të gabojnë me mua.
c. Edhe njëra edhe tjetra.

*50. Detyrimet tona ndaj fqinjëve janë:*

a. Të mos i bezdisim.
b. Të mos i sulmojmë fëmijët e tyre dhe mos të vjedhim nga ata.
c. Edhe njëra edhe tjetra janë të sakta.

*51. Detyrimet tona ndaj imamit, mualimit, mësuesit, arsimtarit, profesorit janë:*

a. Që ta respektojmë.
b. Që ta falënderojmë kur t'i japim provimet.
c. Të gjitha së bashku.

*52. Shoku im duhet të jetë:*

a. Më i vjetër se unë.
b. Gënjeshtar dhe me sjellje të këqija.
c. Ai i cili e do Allahun xh.sh. dhe të Dërguarin e Tij a.s., dhe ka sjellje të mirë.

*53. Ibrahimi a.s. i ka thënë Haxherës: "Allahu xh.sh. më ka urdhëruar që t'ju lë në këtë luginë!" Haxherja pastaj mbështetej në:*

a. Ibrahimin a.s.
b. Ujin e Zemzemit.
c. Në Allahun, të Vetmin, i Cili nuk ka shok.

*54. Qaben, me urdhrin e Allahut, e ka ndërtuar:*

a. Ibrahimi me djalin e tij, Ismailin a.s.
b. Vetëm Ismaili a.s.
c. Muhammedi a.s.

*55. Pse Ebreheja u drejtua drejt Mekës?*

a. Që të kryejë Umren.
b. Për shkak të Haxhxhit.
c. Që të rrënojë Qa'ben.

*56. Në fillim të shpalljes, i Dërguari s.a.v.s. qe urdhëruar për:*

a. Hixhret (Shpërngulje).
b. Luftë (Xhihad).
c. Davet (Thirrje).

*57. Sureja Tebbet ka zbritur për shkak të:*

a. Hakim Ibn Hizamit.
b. Velid Ibnul-Mugires.
c. Ebu Lehebit, xhaxhait të Muhammedit a.s.

*58. Nga ishin njerëzit të cilët ishin takuar me të Dërguarin a.s.?*

a. Nga fisi Evs.
b. Nga çifutët.
c. Nga fisi Hazrexh.

*59. Ata të cilët ia dhanë besën Pejgamberit a.s. i premtuan se takimi i ardhshëm do të jetë:*

a. Pas dy vjetësh.
b. Ramazanin e ardhshëm.
c. Në Haxhxhin e ardhshëm.

*60. Banorëve të Medines, Kur'anin ua mësoi:*

a. Ali Ibn Ebi Talibi.
b. Habbab Ibnul-Ereti.
c. Mus'ab Ibn Umejri.

*61. Muslimanët ku e kanë bërë hixhretin?*

a. Në Abisini (Etiopinë e sotme).
b. Nexhd.
c. Medine.

*62. Bashkudhëtar i Muhammedit a.s. në hixhretin e tij për në Medine ishte:*

a. Omer Ibnul-Hattabi.
b. Ali Ibn Ebi Talibi.
c. Ebu Bekri.

*63. Sa ishte numri i muslimanëve në betejën e Bedrit?*

a. 1500.
b. 800.
c. 314.

*64. Sa  ishte numri i idhujtarëve në atë betejë?*

a. 1000.
b. 500.
c. 250.

# PËRMBAJTJA

**KUSHTET E IMANIT** ... *3*
***ÇFARË DUHET TË MËSOJMË QË TË BËHEMI MUSLIMANË OSE MUSLIMANE?*** ... ***3***
*RËNDËSIA E LEXIMIT TË KUR'ANIT* ... *3*
*ËSHTË DETYRIM QË TË RUHET KUR'ANI DHE TË MOS LIHET NË HARRESË* ... *4*
*ËSHTË MIRË QË KUR'ANI TË LEXOHET ME ZË TË BUKUR* ... *4*
*NXITJA NË LEXIMIN E AJETEVE DHE SUREVE TË CAKTUARA TË KUR'ANIT* ... *5*
***KUSHTET (SHTYLLAT) E IMANIT*** ... *7*
***MËSIMI I PARË*** ... ***9***
*KUSH E KA KRIJUAR ÇDO GJË QË EKZISTON ?* ... *9*
***MËSIMI I DYTË*** ... ***10***
*KUSH KUJDESET PËR KRIJESAT?* ... *10*
***MËSIMI I TRETË*** ... ***11***
*KUSH NA KA USHQYER DHE NA KA MËSUAR?* ... *11*
***MËSIMI I KATËRT*** ... ***12***
*PËR KË I KRIJOI ALLAHU I LARTË TË GJITHA TË MIRAT NË TOKË?* ... *12*
***MËSIMI I PESTË*** ... ***13***
*KUSH ËSHTË ZOTI YT DHE SI E NJEH ATË?* ... *13*
***MËSIMI I GJASHTË*** ... ***14***
*PSE NA KA KRIJUAR ALLAHU I MADHËRISHËM?* ... *14*
***MËSIMI I SHTATË*** ... ***15***
*SI DO TA ADHUROSH ALLAHUN?* ... *15*
***MËSIMI I TETË*** ... ***16***
*ÇFARË DOMETHËNIE KA SURJA EL-FATIHA?* ... *16*
***MËSIMI I NËNTË*** ... ***18***
*A E DI SE ÇFARË I KA THËNË ME NJË RAST I DËRGUARI I ALLAHUT DJALOSHIT ABDULL-LLAH IBN ABBAS?* ... *18*
***MËSIMI I DHJETË*** ... ***19***
*SI I LUTESH ALLAHUT?* ... *19*
***MËSIMI I NJËMBËDHJETË*** ... ***21***
*BESIMI NE PEJGAMBERËT DHE LIBRAT* ... *21*
***MËSIMI I DYMBËDHJETË*** ... ***22***
*KUSH ËSHTË PEJGAMBERI YNË?* ... *22*
*CILAT ISHIN VETITË E TIJ FIZIKE?* ... *22*
***MËSIMI I TREMBËDHJETË*** ... ***23***

*ÇFARË DI PËR SJELLJEN (AHLAKUN) E TË DËRGUARIT TË ALLAHUT, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, PARA SHPALLJES?* ..... *23*
***MËSIMI I KATËRMBËDHJETË* ..... *24***
*GJYKIMI I MUHAMMEDIT, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, NË LIDHJE ME MOSMARRËVESHJEN NDËRMJET KUREJSHITËVE RRETH GURIT TË ZI* ..... *24*
***MËSIMI I PESËMBËDHJETË* ..... *25***
*SI FILLOI SHPALLJA?* ..... *25*
***MËSIMI I GJASHTËMBËDHJETË* ..... *26***
*Ç'ËSHTË KUR'ANI FISNIK (EL-KUR'ANIL-KERIM)?* ..... *26*
***MËSIMI I SHTATËMBËDHJETË* ..... *27***
*SI E KREU I DËRGUARI I ALLAHUT DETYRËN E VET?* ..... *27*
***MËSIMI I TETËMBËDHJETË* ..... *28***
*SI E PRANOI POPULLI I TË DËRGUARIT TË ALLAHUT PEJGAMBERLLËKUN E TIJ?.* ..... *28*
***MËSIMI I NËNTËMBËDHJETË* ..... *29***
*DASHURIA E MUHAMMEDIT, alejhis-selam, NDAJ UMETIT TË TIJ* ..... *29*
***MËSIMI I NJËZETË* ..... *30***
*KUSH ËSHTË PEJGAMBERI MË I ZGJEDHUR?* ..... *30*
***MËSIMI I NJËZETENJËTË* ..... *31***
*CILAT JANË DETYRAT TONA NDAJ PEJGAMBERIT, alejhis-selam?* ..... *31*
***MËSIMI I NJËZETEDYTË* ..... *32***
*CILAT JANË KUPTIMET E SHEHADETIT?* ..... *32*
***E DREJTA ISLAME DHE LIGJI FETAR* ..... *33***
*RUKNET (SHTYLLAT) E ISLAMIT* ..... *33*
***MËSIMI I PARË* ..... *35***
*A ËSHTË ME RËNDËSI NAMAZI?* ..... *35*
***MËSIMI I DYTË* ..... *36***
*KU I KRYEJMË NAMAZET E URDHËRUARA?* ..... *36*
*ÇFARË I SHTOHET EZANIT TË SABAHUT?* ..... *37*
*Ç'LEXOJMË PASI TË JETË KËNDUAR EZANI?* ..... *37*
*NËSE JEMI MBLEDHUR NË XHAMI PËR SHKAK TË NAMAZIT, ÇFARË DUHET BËRË?* ..... *37*
***MËSIMI I TRETË* ..... *38***
*SI DO TË MARR ABDES PËR NAMAZ?* ..... *38*
***MËSIMI I KATËRT* ..... *41***
*A DO TË MARR ABDEST PËR ÇDO NAMAZ?* ..... *41*
*ÇFARË E PRISH ABDESTIN?* ..... *41*

*CILA ËSHTË VLERA E ABDESTIT?* ... *41*
***MËSIMI I PESTË*** ... ***42***
*ÇFARË DO TË BËJ PARA NAMAZIT?* ... *42*
***MËSIMI I GJASHTË*** ... ***43***
*SI DO TË FALEM?* ... *43*
***MËSIMI I SHTATË*** ... ***47***
*Ç'ËSHTË ULJA E PARË (TESHEHHUDI)?* ... *47*
*KUR LEXOHET ET-TEHIJJATI?* ... *47*
*Ç'ËSHTË ULJA E DYTË DHE ÇFARË DO TË LEXOJ NË TË?* ... *47*
*ÇFARË LEXOHET PAS SALAVATIT MBI PEJGAMBERIN, ajejhis-selam?* ... *48*
***MËSIMI I TETË*** ... ***49***
*ÇFARË THUHET PAS NAMAZIT?* ... *49*
*KUR LEXOHET KY DHIKR?* ... *50*
***MËSIMI I NËNTË*** ... ***51***
*CILAT JANË NAMAZET FARZ?* ... *51*
***MËSIMI I DHJETË*** ... ***52***
*CILAT JANË NAMAZET SUNET?* ... *52*
*CILA ËSHTË VLERA E NAMAZEVE SUNET?* ... *52*
***MËSIMI I NJËMBËDHJETË*** ... ***53***
*CILAT JANË RREGULLAT E VAJTJES NË XHAMI DHE SI DUHET TË SILLEMI GJATË FALJES SË NAMAZEVE ME XHEMAT?* ... *53*
***MËSIMI I DYMBËDHJETË*** ... ***55***
*SI TË VEPROJ KUR VONOHEM NË TEKBIRIN FILLESTAR?* ... *55*
*SI ARRIHET NË REKAT?* ... *55*
***MËSIMI I TREMBËDHJETË*** ... ***56***
*NAMAZI I NATËS (KIJAMUL-LEJL ose SALATUL-VITR)* ... *56*
*KUR FILLON KOHA E VITR NAMAZIT (NAMAZIT TË NATËS)?* ... *56*
*SI FALET VITRI?* ... *56*
*SA REKATE ËSHTË MË SË MIRI TË FALEN?* ... *57*
***MËSIMI I KATËRMBËDHJETË*** ... ***58***
*Ç' LEXOJMË KUR ZGJOHEMI NË MËNGJES?* ... *58*
*Ç'LEXOHET KUR FILLON NATA?* ... *58*
***MËSIMI I PARË*** ... ***61***
*RREGULLAT E TË USHQYERIT* ... *61*
***MËSIMI I DYTË*** ... ***62***
*RREGULLAT E SELAMIT - PËRSHËNDETJES* ... *62*
***MËSIMI I TRETË*** ... ***63***
*RREGULLAT PËR KËRKIMIN E LEJES PËR TË HYRË NË SHTËPI TË HUAJ* ... *63*
***MËSIMI I KATËRT*** ... ***64***

*RREGULLAT E MEXHLISIT (NDEJËS)* ... *64*
***MËSIMI I PESTË*** ... ***65***
*RREGULLAT E TË FOLURIT* ... *65*
***MËSIMI GJASHTË*** ... ***66***
*RREGULLAT E SHAKASË* ... *66*
***MËSIMI I SHTATË*** ... ***67***
*RREGULLAT E VIZITËS SË TË SËMURIT* ... *67*
***MËSIMI I TETË*** ... ***69***
*RREGULLAT NË KËRKIMIN E DITURISË* ... *69*
***MËSIMI I NËNTË*** ... ***70***
*MIRËSIA NDAJ PRINDËRVE* ... *70*
***MËSIMI I DHJETË*** ... ***72***
*RUAJTJA (MBAJTJA) E LIDHJEVE FAMILJARE* ... *72*
***MËSIMI I NJËMBËDHJETË*** ... ***73***
*DETYRIMET NDAJ FQINJËVE* ... *73*
***MËSIMI I DYMBËDHJETË*** ... ***75***
*DETYRAT NDAJ MUALIMIT (MËSUESIT)* ... *75*
***MËSIMI I TREMBËDHJETË*** ... ***76***
*DETYRIMET NDAJ SHOKUT* ... *76*
***MËSIMI I PARË*** ... ***77***
*MEKA* ... *77*
***MËSIMI I DYTË*** ... ***79***
*BEJTUL-HARAMI (QABJA)* ... *79*
***MËSIMI I TRETË*** ... ***80***
*PRONARËT E ELEFANTIT* ... *80*
***MËSIMI I KATËRT*** ... ***81***
*KUSH ËSHTË PEJGAMBERI YNË?* ... *81*
***MËSIMI I PESTË*** ... ***82***
*FËMIJËRIA DHE RINIA E TË DËRGUARIT, alejhis-selam* ... *82*
***MËSIMI I GJASHTË*** ... ***83***
*PEJGAMBERLLËKU I TË DËRGUARIT, alejhis-selam* ... *83*
***MËSIMI I SHTATË*** ... ***85***
*THIRRJA NË ISLAM* ... *85*
***MËSIMI I TETË*** ... ***87***
*DURIMI I MUHAMMEDIT, alejhis-selam, NË MUNDIME* ... *87*
***MËSIMI I NËNTË*** ... ***88***
*BESATIMI I PARË NË AKABE* ... *88*
***MËSIMI I DHJETË*** ... ***90***
*BESATIMI I DYTË NË AKABE* ... *90*
***MËSIMI I NJËMBËDHJETË*** ... ***91***
*PARASHENJAT E HIXHRETIT (SHPËRNGULJES)* ... *91*

